**Dr. Zakir Abdul Kerim Naik**

# PËRGJIGJE JOMUSLIMANËVE NË PYETJET MË TË SHPESHTA PËR ISLAMIN

(Përhapja e së Vërtetës rreth Islamit)

El-Hidaje

*Autori:*
Dr. Zakir Abdul Kerim Naik

*Titulli i librit në origjinal:*
ANSWERS TO NON-MUSLIMS' COMMON QUESTIONS
ABOUT ISLAM
(Spreading the Truth of Islam)

*Titulli i librit në gjuhën shqipe:*
PËRGJIGJE JOMUSLIMANËVE NË PYETJET MË TË
SHPESHTA PËR ISLAMIN
(Përhapja e së Vërtetës rreth Islamit)

*Përktheu dhe përshtati nga anglishtja:*
Mr. Sci. Feim Dragusha

*Redaktor profesional:*
Mr. Sci. Driton Morina

*Redaktor gjuhësor:*
Ermal Bega

*Tirazhi 500 copë*
*Botimi i parë*
*Maj, 2010*

*Botimin e këtij libri e financoi familja Jakupi nga Flawili në Zvicër,*
*Allahu ua shpërbleftë këtë vepër me të mirat e Tij*

Dr. Zakir Abdul Kerim Naik

# PËRGJIGJE
## JOMUSLIMANËVE NË PYETJET MË TË SHPESHTA PËR ISLAMIN
(Përhapja e së Vërtetës rreth Islamit)

Përktheu dhe përshtati nga anglishtja

**Mr. Sci. Feim Dragusha**

*Kryesia e Bashkësisë Islame "El-Hidaje",*
*Islamische Gemeinschaft, Herisauerstrasse 52,*
*St. Gallen Zvicër*
*www.el-hidaje.ch*

## *Dedikim:*

*Përkthimin e këtij libri ua dedikoj profesorëve dhe ligjëruesve të mi të sinqertë në Universitetin e Bruneit (IPISHOAS-UBD) dhe UNISSA, të cilët me dhuruan dije, me ndihmuan në çastet kur unë nuk dija as gjuhën e Kuranit. Lus Allahun, Krijuesin e Gjithësisë, Lavdiplotin, që t'i shpërblej me të mirat e kësaj bote dhe botës se amshueshme, t'i begatoj me xhenetet e Tij subhanehu ve teala, në veçanti; Prof. dr. Walid Sharaiyra, dr. Gafuruddin Abdul Muttalib, dr. Muhammed Muhjidin. Prof. dr. Sabir Ahmed Taha dhe Dr. Hfz. Hajredin Hoxha.*

*Me respekt të veçantë nga përkthyesi*

# PËRMBAJTJA

# FJALA E REDAKTORIT FETAR

Falënderimet më të mira dhe më të sinqerta i takojnë vetëm Allahut fuqiplotë, i Cili na udhëzoi në islam; begati kjo e cila u mungon shumicës së njerëzve bashkëkohor. Paqja, përshëndetjet dhe urimet e bekuara qofshin mbi Muhamedin a.s. themeluesin e drejtësisë dhe harmonisë njerëzore. Ai i cili arabët nomadë i nxori nga errësira e armiqësive dhe vëllavrasjeve fisnore në dritën e udhëzimit, përparimit dhe udhëheqjes ideale.

Më të vërtetë ky libër, ashtu siç nënkuptohet nga vet titulli, ngërthen në vete disa nga pyetjet më të rëndësishme të kohës bashkëkohore që shtrohen nga ata që u mungon të kuptuarit real të Islamit. Megjithatë përgjigjet për këto pyetje ata në vazhdimësi i marrin të gabuara sepse në vend se të konsultojnë librat, shkrimet dhe dijetarët islam, jomuslimanët shpesh mbështeten në mediat dhe propagandat që bashkëkombësit e tyre i lansojnë me qëllim që të degradojnë këtë fe fisnike që po zgjerohet ditë e për ditë madje edhe në vet shoqëritë shekullare. Gjithashtu pre e këtyre medieve po bien edhe disa nga muslimanët të cilët besojnë dhe pasojnë verbërisht tërë atë që dëgjojnë në media.

Karakteristikë e veçantë e këtij libri është se ai i përshtatet shumë edhe diapazonit dhe mentalitetit të popullit tonë, i cili, ashtu sikur shumë popuj tjerë, kohëve të fundit po manipulohet shumë nga lajmet e servuara padrejtësisht kundër Islamit dhe muslimanëve. Prandaj, kjo temë pothuajse u përgjigjet shumicës se enigmave të cilat hutojnë disa nga muslimanët e vendit tonë të cilët kanë njohuri mjaft të cektë rreth besimit islam. Duke pasur parasysh se çështja e ekstremizmit, fundamentalizmit dhe fanatizmit (lexo:

vehabizmit) ka filluar më të madhe të diskutohet në mediumet dhe mjediset tona, libri që keni në duar sqaron për mrekulli paragjykimin se çdo musliman duhet apo mund të jetë terrorist/fundamentalist që paraqet rrezik potencial.

Libri po ashtu vë në spikamë rregullat dhe ligjet rreth ushqimit, jetës dhe ekzistencës në përgjithësi të cilat kanë qenë të njëjta në të gjitha sistemet religjioze para Muhamedit a.s. Prandaj, ndalimi i alkoolit, mishit të derrit, prostitucionit etj nuk janë vetëm ndalesa islame me ardhjen e Muhamedit a.s por ato kanë ekzistuar si të tilla edhe në periudhat islame paraprake tek të gjithë Pejgamberët.

Ne fund dëshirojmë që doktorit të nderuar Zakir Naik ti urojmë suksese në misionin e tij për ti luftuar propagandat perëndimore dhe për ti mposhtur shpifjet dhe paragjykimet e padrejta kundër Islamit dhe muslimanëve. Po ashtu përurojmë përkthyesin për punën e tij dhe shpresojmë se punime të tilla do të botohen më shumë ashtu që muslimanët të vetëdijesohen sa më shumë dhe të kenë mundësi tu përgjigjen edhe jomuslimanëve dhe tua bëjnë atyre të qartë çfarë në të vërtetë është Islami ashtu që ata mos të bien viktimë e medieve dhe propagandave dashakeqëse.

# PARATHËNIE

## **THIRRJA** (DA'VETI) **NË ISLAM ËSHTË NJË PËRGJEGJËSI E MADHE**

Shumica e Muslimanëve janë të informuar se Islami[1] është fe universale, e zbritur dhe e destinuar për mbarë njerëzimin. Allahu i Madhërishëm është Zoti i mbarë Gjithësisë, kurse muslimanëve u është besuar dhe u është lënë në dorë që këtë detyrë, respektivisht përhapjen e fjalës së Allahut ta bartin te mbarë njerëzimi. Mjerisht, sot shumica e muslimanëve janë bërë të pashpirt dhe të pandjenja karshi kësaj përgjegjësie! Përderisa pranojmë dhe miratojmë fenë islame, si rruga më e mirë e jetës sonë, shohim së një numër i madh prej nesh, nuk dëshiron që këto njohuri t'i ndajë me ata të cilëve mesazhi (shpallja) ende nuk u ka arritur.

Fjala apo nocioni "Da'vah" është fjalë e gjuhës arabe, që ka kuptim "thirrje" apo "ftesë". Në kontekstin Islam termi në fjalë ka për qëllim përpjekjet për të përhapur dhe shpërndarë fenë islame tek të tjerët.

Në Kuranin Famëlartë, Allahu Fuqiplotë thotë:

---

[1] *Islam* – është emër arab që në gjuhën shqipe ka këtë kuptim; Nënshtrim, dorëzim i vetëdijshëm, i ndërgjegjshëm, i qëllimshëm ndaj vullnetit të Zotit, Një dhe i Vetëm, Pikëpamjet, qëndrimet dhe veprimet e tërësishme të njeriut, sipas besimit në Zotin, në bazë të Kuranit. Në aspektin besimor Islami është po ai qysh nga koha e Ademit alejhi selam, e deri te Muhamedi a.s. mirëpo dallimi qëndron në aspektin e ritualeve, për shkak se format e Islamit kanë ndryshuar gjatë historisë. Islami përbëhet prej pesë shtyllave: Dëshmia (shehadeti) se nuk meriton të adhurohet askush tjetër përveç Allahut xh.sh., namazi, agjërimi, zekati dhe haxhi. (shën. i përkth).

*"A po thoni se Ibrahimi, Ismaili, Is'haku, Jakubi dhe Esbatët kanë qenë çifutë (me fe), ose të krishterë? Thuaju: "A e dini me mirë ju apo Allahu? Kush është me keqbërës se ai që fsheh të vërtetën e ardhur prej Allahut? Por Allahu nuk është i pavëmendshëm ndaj veprave që punoni ju."*[2]

## NJËZET PYETJET ME TË SHPESHTA RRETH ISLAMIT

Në mënyrë që ta përhapim mesazhin Islam, debati dhe bashkëbisedimi bëhet i pashmangshëm. Ja se çfarë thotë Allahu i Madhërishëm në Kuran:

*"Thirr në rrugën e Zotit tënd me mençuri dhe këshillë të bukur dhe diskuto me ata në mënyrën me të mirë! Me të vërtetë, Zoti yt i di me së miri ata që janë shmangur nga rruga e Tij, e di me së miri ata, që janë në rrugë të drejtë."*[3]

Përgjatë bartjes së mesazhit Islam tek jomuslimanët, zakonisht nuk është e mjaftueshme që atyre t'u tregojmë dhe të theksojmë vetëm imazhin pozitiv të Islamit. Kjo për faktin se shumica e jomuslimanëve nuk janë të bindur rreth së vërtetës islame, për shkak se në mendjet e tyre fshihen disa pyetje rreth Islamit të cilat kanë ngelur pa përgjigje.[4]

Ata mund të pajtohen me pohimet e juaja mbi natyrën dhe karakterin pozitiv të Islamit, mirëpo në të njëjtën kohë do të thonë: "Ah! Por ju jeni po ata muslimanë që martoheni me më shumë së një grua. Ju jeni po ata njerëz që i nënshtroni gratë duke i mbajtur ato nën mbulesë. Ju jeni fundamentalistë, etj."

---

[2] Bekare, 140.
[3] Nahl, 125.
[4] Të gjitha ajetet Kuranore janë të huazuara nga Kurani i Madhërishëm, përktheu kuptimet e tij nga gjuha arabe; Prof. Hasan I. Nahi. Përgatiti për botim: Instituti Shqiptar i Mendimit dhe Qytetërimit Islam, Botimi i katërt, versioni shqip, Tiranë, 2006.

Unë personalisht preferoj që jomuslimanët, me njohuritë e tyre të kufizuara, të sakta apo të gabuara qofshin ato, pavarësisht nga cili burim janë marrë ato njohuri, me një fjalë, t'i pyes ata sy me sy se çfarë ata ndiejnë apo mendojnë se është gabim në Islam. Nga ata kërkoj dhe i stimuloj që të jenë të hapur dhe tejet të sinqertë, njëherazi t'i bindi jomuslimanët se jam i gatshëm të pranoj kritikat e tyre rreth Islamit.

Para disa viteve përgjatë eksperiencës sime si thirrës në rrugën e Allahut, arrita të kuptoja se ekzistojnë përafërsisht njëzet pyetje ndër me të shpeshtat, të cilat çdo jomusliman i zakonshëm i ka rreth Islamit. Sa herë që të pyesësh ndonjë nga jomuslimanët, "çfarë të bënë të ndihesh se në islam ka gjëra të gabuara? Ai posedon pesë apo gjashtë pyetje të cilat pa ndonjë ndryshim bëjnë pjesë në grupin e njëzet pyetjeve me të shpeshta nga ana e jomuslimanëve.

## PËRGJIGJET LOGJIKE MUND TA BINDIN SHUMICËN

Njëzet pyetjet me të shpeshta rreth Islamit, mund të gjejnë përgjigje me të drejt përmes mendjes dhe logjikës. Shumica dërmuese e jomuslimanëve janë në gjendje të binden duke gjetur përgjigje në këto pyetje, të cilat do t'i lexoni në vazhdim të temës. Po që se muslimani mëson përmendësh apo thjesht kujton këto përgjigje, me vullnetin e Allahut ai do të jetë i suksesshëm në këtë drejtim, po nuk arriti t'i bind jomuslimanët rreth së vërtetës islame në tërësi, atëherë do jetë në gjendje që sado pak të largoj keqkuptimet rreth Islamit, si dhe të neutralizoj mendimin negativ që posedojnë jomuslimanët rreth Islamit dhe muslimanëve. Vetëm një numër shumë i vogël i jomuslimanëve mund t'u kundërpërgjigjet këtyre përgjigjeve, për çka kërkohet që debatuesi musliman të sjell me shumë argumente dhe informacione.

## KEQKUPTIMET SI REZULTAT I MEDIAVE

Keqkuptimet me të shpeshta rreth Islamit shfaqën në shumicën e mendjeve të jomyslimanëve për shkak se ata vazhdimisht janë të keqinformuar dhe të bombarduar me keqkuptime të tilla rreth Islamit. Mediat Ndërkombëtare janë kryesisht të kontrolluara nga bota perëndimore, pa marrë parasysh faktin se a janë ato programe të huaja satelitore, radio, gazeta, revista apo libra. Kohëve të fundit Interneti është bërë një mjet jashtëzakonisht i fuqishëm informimi. Ndonëse ky i fundit nuk është i kontrolluar nga askush, prapë se prapë shohim se ekziston një numër i madh i informatave të rrezikshme propagandistike dhe helmuese ndaj Islamit në internet.

Natyrisht se edhe muslimanët janë duke e përdorur internetin si mjet për të paraqitur imazhin e vërtetë të Islamit dhe muslimanëve, mirëpo duke e krahasuar mundin e tyre me propagandat që jomuslimanët janë duke bërë kundër Islamit, shohim se muslimanët kanë mbetur shumë prapa. Shpresoj se përpjekjet e muslimanëve do rriten dhe do të vazhdojnë të përparojnë edhe me tutje.

## KEQKUPTIMET NDRYSHOJNË ME KALIMIN E KOHËS

Pyetjet me të shpeshta rreth Islamit ndryshojnë varësisht nga vendi dhe rrethi. Togu prej njëzet pyetjeve me të shpeshta është i bazuar në kohën bashkëkohore. Dekada me parë, grupi i pyetjeve ishte krejtësisht ndryshe, gjithashtu edhe i dekadave të fundit. Togu i pyetjeve mund të ndryshoj varësisht nga mediat se si ato e projektojnë Islamin.

## KEQKUPTIMET KUDO NË BOTË JANË TË NJËJTA

Kam bashkëvepruar me njerëz nga vende të ndryshme të botës, ndaj dhe kam hasur se njëzet pyetjet me të rëndësishme dhe me të shpeshta rreth Islamit janë të njëjta në çdo vend. Ka mundësi që disa pyetje shtesë të ndryshojnë, varësisht nga kultura, rrethi dhe ambienti ku ata jetojnë. Për shembull, në Amerikë, si pyetje shtesë është; "Përse feja islame ndalon marrjen dhe dhënien e kamatës? Midis këtyre njëzet pyetjeve me të shpeshta, kam futur edhe ca pyetje jashtëzakonisht të kërkuara nga ana e indianëve jomuslimanë. Fjala vjen; "Përse muslimanët ushqehen me ushqime jo-vegjetative (me mish)? Qëllimi pse e kam futur një pyetje të tillë, ka qenë si rezultat i numrit të madh të indianëve, të cilët janë të shpërndarë kudo në botë, ndaj dhe përbëjnë 20%, respektivisht 1/5 të popullsisë globale. Si rrjedhojë pyetjet e tyre po behën të zakonshme që shtrohen nga ana e jomuslimanëve përreth Globit.

## KEQKUPTIMET E JOMUSLIMANËVE "STUDIUES" TË ISLAMIT

Ekziston një numër i madh i jomuslimanëve, të cilët kanë studiuar fenë Islame. Shumica prej tyre kanë lexuar libra mbi Islamin, libra këto të shkruara njëanshmërisht, respektivisht libra me frymë kundërshtuese ndaj Islamit. Këta jomuslimanë posedojnë edhe një grup shtesë të njëzet keqkuptimeve me të shpeshta rreth Islamit. Për shembull, ata pretendojnë se kinse kanë zbuluar kontradikta në Kuran, të tillët debatojnë se Kurani është jo-shkencor, etj. Për këto keqkuptime ekziston një sërë përgjigjesh shtesë, të cilat definojnë njëzet keqkuptimet aktuale në mes të jomuslimanëve të cilët kanë studiuar Islamin nga burime të

shtrembëruara. Gjatë ligjëratave të mia publike dhe në librin "Përgjigje ndaj pyetjeve të shpeshta të jomuslimanëve mbi Islamin, me njohuri të kufizuara rreth Islamit", u jam përgjigjur njëzet pyetjeve paksa me të shpeshta ndër jomuslimanët.

# I. POLIGAMIA

***Pyetja:*** *Përse mashkullit në fenë islame i lejohet që të martoj me shumë së një grua?*

**PËRSE POLIGAMIA ËSHTË E LEJUAR NË ISLAM?**

## *Definicioni i poligamisë*

Poligami *nënkupton* një sistem martese, përmes së cilës një person e ka të lejuar që të ketë me shumë së një bashkë-shorte. Poligamia mund të jetë dy llojesh. Njëra quhet *poligoni*, ku një burrë marton me shumë se një grua, kurse lloji i dytë i poligamisë është *poliandria*, ku një grua (në të njëjtën kohë) marton me shumë se një burrë. Në Islam Poligamia e kufizuar, juridikisht është e lejuar, kurse për sa i përket Poliandrisë, ajo është rreptësisht e ndaluar. *Tani të ndalemi te pyetja jonë, se përse mashkullit i lejohet të martohet me më shumë se një grua?*

## *1. Kurani është libri i vetëm hyjnor në këtë botë, në të cilin shkruan: "...atëherë mjaftohuni me një grua.."*[5]

Libri i shpallur, Kurani, është libri i vetëm mbi sipërfaqe të tokës, në të cilin shkruan: *"martohuni me një grua"*[6]. Nuk

[5] Nisa, 3.

[6] Në lidhje me këtë, Allahu Fuqiplotë thotë: ***"Nëse keni frikë se nuk bëni drejtësi ndaj jetimeve, atëherë, martohuni me ato gra që ju pëlqejnë: me dy, me tri apo me katër; e, nëse frikësoheni se nuk do***

ekziston asnjë libër tjetër hyjnor të ngjashëm me Kuranin, i cili porosit njeriun të martohet vetëm me një grua.

Në asnjë libër tjetër të shenjtë (hyjnor), nuk ka mundësi që dikush të gjejë shtrëngim apo frenim kur është në pyetje numri i grave, pa dallim, qoftë ai i Vedas, Ramayan, Mahabharat, Geta, Telmudi apo Bibla. Bazuar në citatet e librave të sipërpërmendur, çdo mashkull ka të drejtë të martohet me aq gra që ai dëshiron. Vetëm me vonë, shohim se Klerikët Hindus dhe Kisha Krishtere kufizuan numrin e grave në një grua. Personalitete dhe Figura të shumta fetare hinduse, posedonin shumë gra. Sipas librave të tyre hyjnor shohim se ata e kishin të lejuar një gjë të tillë, për shembull Mbreti Dashrat, babai i Rama's, kishte me shumë se një grua. Gjithashtu edhe Krishna kishte shumë gra.

Në kohët e hershme, meshkujve të krishterë, u lejohej që të martoheshin me aq gra sa ata dëshironin, kjo natyrë manifestohej pasi që Bibla nuk posedonte ndonjë kufizim apo rregull se sa gra mund të ketë mashkulli në të njëjtën kohë. Ndalimi i martesës me shumë gra, apo përkufizimi i martesës vetëm me një grua, u shfaq vetëm disa shekuj më parë, kur Kisha ndaloi një gjë të tillë, duke e kufizuar martesën me

---

***të jeni të drejtë ndaj të gjithave njësoj, atëherë mjaftohuni me një grua ose me atë që e keni në pushtetin tuaj. Në këtë mënyrë do t'i ruheni padrejtësisë me lehtë."*** *(Nisa, 3)*. Duhet ta përmendi se ajeti i sipërshënuar ka zbritur pas betejës së Uhudit, në të cilën ranë shehid një numër i madh i muslimanëve. Shumë gra të dëshmorëve, kishin mbetur të veja, andaj në mënyrë që edhe këtyre grave t'u sigurohej jeta, u lejua edhe Poligamia, e cila për kohën në të cilën po e jetojmë është me se e nevojshme për shkak se kjo ndalon nga imoraliteti (zinaja). Të gjithë ata që thërrasin në moslejim të martesës me më shumë se një grua i gjejmë të kenë lidhje jo-legjitime me femra të tjera. Një numër jashtëzakonisht i madh i vajzave tani kanë mbetur të pamartuara si rezultat i emigrimit të të rinjve tanë. *(shën. i përk).*

shumë gra, dhe duke kushtëzuar që mashkulli e ka të lejuar që të martohet vetëm me një grua.

Në Hebraizëm (Jahudizëm) Poligamia është e lejuar. Sipas jurisprudencës së Telmudit, Abrahami (Ibrahimi) kishte tri gra, kurse Solomoni (Sulejmani) posedonte qindra gra. Ky zakon vazhdoi të praktikohej deri në kohën e Rabinit Gershom bin Jehudah (960 C.E deri në 1030 C.E), i cili lëshoi një dekret për ndalimin e këtij zakoni. Komuniteti Çifut Sefardik, të cilët jetonin në shtetet islame, vazhduan ta praktikonin zakonin e martesës me shumë gra gjerë në vitet e fundit, respektivisht deri në vitin 1950, kur Kryeshefi i Rabinëve të Izraelit përhapi urdhrin mbi ndalimin e martesës më shumë se me një grua.

## *2. Hindusët Praktikojnë më shumë Poligaminë se Muslimanët*

***Shënim me rëndësi:**

Sipas regjistrimeve të përgjithshme (censusit) të Indisë, në vitin 1975 Hindusët kishin qenë më shumë poligam se sa muslimanët, d.t.th; praktika e martesës me shumë gra ishte më e madhe tek Hindusët sesa te vet muslimanët.

Raporti i Këshillit për Pozitën e Gruas në Islam *'Committee of The Status of Women in Islam'* (Komiteti i Statutit të Gruas në Islam) i publikuar në vitin 1975, në faqe 66 dhe 67 tregon se përqindja e poligamisë përgjatë viteve 1951 dhe 1961 ishte 5.06% nga ana e hindusëve, kurse vetëm 4.31% nga ana e muslimanëve. Bazuar në ligjin e Indisë për të drejtën dhe legjitimitetin e Poligamisë, vetëm muslimanët janë të lejuar të kenë më shumë se një grua. Në Shtetin e Indisë është jo-legjitime për jomuslimanin që të ketë më shumë se një grua. Pavarësisht nga ndalesa (jo-legjitimiteti) e këtij fenomeni, Hindusët posedojnë gra të shumta në krahasim me muslimanët. Kohë më parë, ndalesa për sa i

përket numrit të grave nuk ishte prezent as për hindusët, me një fjalë, atyre u lejohej poligamia. Vetëm në vitin 1954, kur Akti për Martesën Hinduse – *Hindu Marriage Act* – e bëri jo legjitim që një hindus të ketë më shumë se një grua. Ç'është e vërteta, një ndalesë e tillë vjen nga Legjislacioni Indian, i cili ndalon mashkullin të martoj më shumë se një grua, e jo Citatet e Shenjta Hinduse (*Hindu Scriptures*).

Le të zbërthejmë tani arsyen se përse Islami i lejon mashkullit poligaminë.

## *4. Kurani lejon poligaminë e kufizuar*

Siç kam potencuar edhe më lartë, Kurani është libri i vetëm Hyjnor në sipërfaqen e Tokës, në të cilin Allahu i Madhërishëm thotë: *"martoje vetëm një"*. Në lidhje me kontekstin në fjalë vijon ajeti kuranor i kaptinës Nisa:

> *"Nëse keni frikë se nuk bëni drejtësi ndaj jetimëve, atëherë, martohuni me ato gra që ju pëlqejnë: me dy, me tri apo me katër; e, nëse frikësoheni se nuk do të jeni të drejtë ndaj të gjithave njësoj, atëherë mjaftohuni me një grua ose me atë që e keni në pushtetin tuaj. Në këtë mënyrë do t'i ruheni padrejtësisë më lehtë."*[7]

Kufiri për Poligaminë - para zbritjes së Kuranit - nuk ishte i përkufizuar, thënë më mirë, martesa me shumë gra, nuk kishte ndonjë limit të caktuar, ndaj dhe shumë meshkuj kishin shënuar numër të madh të grave, prej tyre kishte që në pushtetin e tyre numëronin qindra gra. Islami erdhi duke vënë përkufizimin deri në katër gra. Islami legjitimoi mashkullin që të martoj dy, tri apo katër gra, mirëpo një gjë e tillë lejohet vetëm atëherë kur të plotësohet kushti i mbajtjes së drejtësisë ndaj tyre, d.t.th. mes grave tuaja që keni në pushtet të jeni të drejtë. Allahu i Plotfuqishëm, në të njëjtën

---

[7] Nisa, 3.

kaptinë, na tregon rreth pamundësisë së mbajtjes së drejtësisë në mes tyre:

> *"Ju nuk do të mund të silleni drejt midis grave tuaja, edhe sikur të dëshironi. Andaj, mos anoni krejtësisht vetëm nga njëra, duke e lënë tjetrën si të varur. Nëse ju i përmirësoni marrëdhëniet dhe ruheni nga padrejtësia, ta dini se Allahu është vërtet Falës dhe Mëshirëplotë."*[8]

Prandaj poligamia nuk është parim, por është një përjashtim i lejuar. Shumë njerëz janë të sunduar nga keqkuptimi se poligamia është e domosdoshme për muslimanin, d.t.th se muslimani është i detyruar që të posedoj më shumë se një grua.

Më gjerësisht, Islami numëron pesë kategori të të lejuarave dhe të ndaluarave:

1. *'Farz'* e urdhëruar, e detyrueshme apo e obligueshme.
2. *'Mustehab'* e preferuar, e pëlqyeshme apo inkurajuese.
3. *'Mubah'* e lejueshme apo e pranueshme
4. *'Mekruh'* e qortuar, e papëlqyeshme, jo-inkurajuese
5. *'Haram'* e ndaluar apo diçka jo-legjitime.[9]

Me që përmendëm kategoritë, shohim se Poligamia hynë në rangun e gjërave të lejuara por assesi të obliguara – që medoemos duhet aplikuar -, si rrjedhojë, nuk mund të thuhet e as të pretendohet se ai i cili posedon dy, tri, apo katër gra është musliman më i mirë se ai i cili ka vetëm një grua.

---

[8] Nisa, 129.

[9] *Haram*, është vepër e ndaluar, jo e lirë, e gabueshme; ajo që është e ndaluar me Kuran, Sunnet ose me fe. Të gjitha veprat në jurisprudencën islame (fikh) janë të ndara në pesë grupe: *Farz* – e urdhëruar, *Mustehab* – e preferuar, *Mubah* – e lejuar, neutrale, *Mekruh* – e qortuar, *Haram* – e ndaluar rreptësisht. (Shënim i përkth).

## *5. Jeta mesatare e grave është më e madhe se ajo e burrave*

Nga natyrshmëria meshkujt dhe femrat janë të lindura përafërsisht me një proporcion të njëjtë. Foshnja e gjinisë femërore posedon më shumë imunitet se ajo e gjinisë mashkullore. Foshnja femër është në gjendje t'i luftoj mikrobet dhe sëmundjet tjera shumë më mirë se sa foshnja mashkull. Për këtë shkak, përgjatë moshës së pediatrisë, gjejmë se vdekja merr më shumë foshnje të gjinisë mashkullore sesa ato të gjinisë femërore.

Gjithashtu, përgjatë luftërave, gjejmë se numri i meshkujve të vrarë në luftë është më i lartë sesa ai i femrave. Po ashtu, numër shumë më të madh të mbytjeve, si rezultat i aksidenteve dhe sëmundjeve, shënojnë meshkujt sesa femrat, prandaj si rrjedhojë jeta mesatare e femrave është më e madhe se ajo e meshkujve dhe secili nga ne është në gjendje të gjej dhe të konstatoj se numri i të vejave është më i lartë sesa numri i vejanëve.

## *6. India posedon më shumë meshkuj sesa femra për shkak të mbytjeve me qëllim të foshnjave femra*

India është një nga ato shtete të rralla që së bashku me disa shtete fqinje, numëron një sasi më të vogël të femrave sesa të meshkujve. Arsyeja është numri i lartë i mbytjeve të femrave në Indi. E vërteta është se në këtë shtet më shumë se një milion fetuse abortohen për çdo vit, kjo ndodh vetëm atëherë kur vërtetohet se fetusi i përket gjinisë femërore. Po që se kjo praktikë djallëzore ndalohet, padyshim se edhe India gjithashtu do të ketë më shumë femra sesa meshkuj.

## *7. Numri i femrave në botë është më i madh se ai i meshkujve*

Në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, për nga numri i popullsisë gratë ua kalojnë burrave me 7.8 milion. Vetëm Nju Jorku ka një milion femra me shumë krahasuar me numrin e meshkujve, dhe ç'është e vërteta, një e treta e popullatës se meshkujve të Nju Jorkut (New York) e përbëjnë homoseksualët d.m.th njerëzit e devijuar seksualisht. SHBA-të në tërësi numërojnë më shumë se njëzet e pesë milion homoseksual, kjo nënkupton faktin se këto krijesa nuk shprehin dëshirë të martohen me femra. Numri i vajzave në Britaninë e Madhe ia kalon numrit të meshkujve me shifër prej katër milion. Gjermania kap shifrën në pesë milion femra me shumë se sa meshkuj. Rusia ka nëntë milion femra me shumë se sa meshkuj. Vetëm Krijuesi është në dijeni rreth numrit me të madh të femrave në tërë botën

## *8. Kufizimi i lirisë, se çdo mashkull duhet të ketë vetëm një grua, nuk është gjë praktike*

Edhe po që se çdo njeri marton një grua, përsëri aty do gjejmë më shumë se tridhjetë milion femra në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, të cilat nuk do jenë në gjendje të martohen, duke pasur parasysh se Amerika ka një numër të madh homoseksualësh të cilët numërojnë 25 milion.

Nëse një rregull i tillë praktikohet, atëherë do të vërejmë se në Angli do ketë më shumë se pesë milion vajza, në Gjermani pesë milion dhe në Rusi nëntë milion femra, të cilat nuk do jenë në gjendje të martohen. Të supozojmë se motra ime është një nga ato gratë e pamartuara e cila jeton në SHBA, apo ta zëmë që motra jote ka shansin të jetë njëra ndër gratë e pamartuara në Amerikë. Dy opsionet e mbetura për të janë; ose të martohet me një burrë i cili ka një

grua tjetër ose të bëhet 'pronë publike'. Zgjedhje tjetër nuk ka. Të gjithë ata të cilët janë të përmbajtur dhe modest, do zgjedhin opsionin e parë, respektivisht të martohen për burra të martuar. Shumica e grave nuk do të dëshironin që një grua tjetër të ketë hise në bashkëshortin e saj. Mirëpo në fenë islame, po që se rrethanat e shohin të domosdoshme dhe të pashmangshme që gruaja muslimane për shkak të besimit mund të humb një gjë të thjesht personale në mënyrë që të parandaloj një humbje më të madhe duke lejuar motrat tjera muslimane të shndërrohen në 'prona publike'.

## *8. Të martohesh me një burrë të martuar është më e dobishme sesa të bëhesh 'pronë shoqërore'*

Në shoqërinë perëndimore është e zakonshme që mashkulli/burri të posedoj dashnore apo të ketë lidhje të shumta jashtë-martesore, gjë kjo e cila gruan e shpie drejt një jete të pambrojtur dhe të turpshme. Sido që të jetë, është po e njëjta shoqëri, e cila nuk mund të pranoj që një burrë të martoj më shumë se një grua, ku gratë, në një ambient të tillë do ishin në gjendje të ruanin nderin dhe pozitën e tyre të lartë dhe dinjitoze në shoqëri dhe të bënin një jetë të mbrojtur. Kështu që një grua që nuk mund të martohet (për shkak të numrit të vogël të meshkujve) ka dy opsione të vetme pra nga ajo kërkohet që ta martoj një burrë të martuar ose të bëhet pronë publike/involvohet në prostitucion. Islami preferon që gruas t'i dhuroj statusin e respektuar duke i lejuar asaj opsionin e parë dhe duke ndaluar të dytin. Ekzistojnë edhe shumë shkaqe dhe arsye tjera përse Islami ka legjitimuar poligaminë e kufizuar, mirëpo legjitimiteti kryesisht synon ruajtjen dhe mbrojtjen e modestisë së gruas.

# II. POLIANDRIA

***Pyetja:*** *Pasi që mashkulli e ka të lejuar të martoj më shumë se një grua, atëherë përse Islami i ndalon gruas që ajo të ketë më shumë se një burrë?*

***Përgjigje:*** Shumë njerëz, përfshirë këtu edhe disa musliman, pyesin rreth asaj që t'u lejohet muslimanëve të martohen me më shumë se një grua, përderisa një e 'drejtë' e tillë u mohohet grave. Më lejoni që prerazi ta potencoj këtu se drejtësia dhe paanësia është themeli i një shoqërie islame. Krijuesi i kësaj Gjithësie ka krijuar mashkullin dhe femrën në formë të barabartë, mirëpo aftësitë dhe përgjegjësitë e tyre ndryshojnë, prandaj burrat dhe gratë ndryshojnë për nga ana fiziologjike dhe ajo psikologjike; roli dhe përgjegjësitë e tyre gjithashtu janë të ndryshme. Burri dhe gruaja në Islam janë të barabartë, mirëpo nuk janë të ngjashëm në atribute e cilësi. Allahu i Plotfuqishëm në kaptinën En-Nisa tregon qartazi se me cilat gra ndalohet martesa:

> *"Mos i merrni ato gra që kanë qenë gratë e baballarëve tuaj, përveç rasteve që tashmë kanë kaluar. Vërtet, kjo është vepër e keqe dhe rrugë e shëmtuar."*[10]
>
> *"Ju ndalohet martesa me nënat tuaja, me bijat tuaja, me motrat tuaja, me hallat tuaja, me tezet tuaja, me bijat e vëllezërve dhe bijat e motrave, me nënat (gratë) që ju kanë dhënë gji, me motrat tuaja, që kanë thithur prej një gjiri, me nënat e grave tuaja, me vajzën e gruas suaj që gjendet nën kujdestarinë tuaj, nëse me atë grua keni pasur marrëdhënie bashkëshortore; e*

[10] Nisa, 22.

*nëse nuk keni pasur marrëdhënie bashkëshortore, atëherë nuk ka pengesa. Ju ndalohet martesa me gratë e bijve tuaj dhe t'i bashkoni dy motra, përveç rasteve që tashmë kanë kaluar. Pa dyshim, Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë."*[11]

*"(Ju ndalohet martesa) edhe me gratë që gjenden nën kurorë, përveç atyre që i zini robëresha. Ky është urdhri i Allahut. Ju janë lejuar të tjerat, me kusht që t'i kërkoni me pasurinë tuaj për martesë e jo për jetë të përkohshme. Grave, me të cilat kaloni jetë bashkëshortore, jepuni dhuratat e detyrueshme (për jetesë). S'ka gjynah për ju, me pëlqimin e të dyja palëve, që ta shtoni apo ta pakësoni sasinë e dhuratës së premtuar. Se, Allahu, me të vërtetë, është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë."*[12]

Pikat në vazhdim numërojnë arsyet se përse Poliandria është e ndaluar në Islam:

1. Nëse një burrë ka më shumë se një grua, prindërit e këtyre fëmijëve është shumë lehtë të identifikohen. Pra, edhe babai edhe nëna njihen shumë lehtë. Në rast se një grua lidh kontratë martesore me më shumë se një burrë, atëherë vetëm nëna e fëmijëve të lindur – nga ky lloj martese – do të mund të identifikohet, thënë më mirë, vetëm nëna e tyre dihet, mirëpo assesi babai.

   Feja Islame i kushton rëndësi të jashtëzakonshme njohjes së prindërve –nënës dhe babait- nga ana e fëmijëve. Psikologët tregojnë se fëmijët të cilët nuk njohin babanë e tyre, pësojnë trauma të rënda si dhe çrregullime mendore.

   Në të shumtën e rasteve, ata në memoriet e tyre posedojnë një fëmijëri fatkeqe dhe shumë të trishtuar. Kjo ndodh për arsye se fëmijët e prostitutave (fëmijët e pa ligjshëm) nuk kanë fëmijëri të shëndoshë. Po që

[11] Nisa, 23.
[12] Nisa, 24.

se fëmija është i lindur nga një martesë e tillë dhe regjistrohet në shkollë, dhe kur e ëma pyetet për emrin e babait të tij, ajo do të jap më shumë se një emër!

Jam i vetëdijshëm se të arriturat shkencore bashkëkohore kanë bërë të mundshëm identifikimin e të dy prindërve – nënës dhe babait– dhe atë përmes asistencës se testit gjenetik. Si rrjedhojë kjo pikë e cila zbatohej në të kaluarën, mund të mos zbatohet në kohën që po jetojmë.

2. Mashkulli nga natyrshmëria e tij është krijuar që të jetë më poligam sesa gruaja.
3. Nga ana biologjike, për mashkullin është shumë më lehtë t'i kryej obligimet e tij si burrë, pavarësisht numrit të grave që ka.

Një grua, me pozitë të ngjashme, e martuar me shumë burra, nuk mund t'i kryej detyrat e as t'i përmbush obligimet ashtu siç i ka hije. Gruaja pëson disa ndryshime psikologjike në sjelljet e saj për shkak të fazave të ndryshme të cikleve të përmuajshme.

Gruaja e cila ka lidhje martesore me shumë burra do të ketë kontakt intim me partner të shumtë në të njëjtën kohë, ndaj dhe ka gjasa të mëdha që të marrë sëmundje ngjitëse, të cilat mund të transferohen prapë te burri i saj, madje edhe në qoftë se të gjithë ata (burra) nuk kanë pasur marrëdhënie jashtëmartesore. Kjo çështje nuk ka të bëj me njeriun që ka më shumë se një grua dhe asnjëra prej tyre nuk ka pasur marrëdhënie seksuale jashtëmartesore. Shkaqet e sipërshënuara mund të identifikohen shumë lehtë. Padyshim se ekzistojnë shkaqe dhe arsye tjera të cilat dëshmojnë se përse Allahu me Urtësinë e Tij Absolute ka ndaluar poliandrinë.

# III. MBULESA (HIXHABI) PËR GRUAN

***Pyetja:*** *Përse Islami degradon gruan duke e mbajtur atë nën mbulesë?*

***Përgjigja:*** Pozita e gruas në Islam në shumicën e rasteve është objekt i sulmeve nëpër media laike (shekullare). *Hixhabi*[13] apo veshja islame nga shumë njerëz tregohet si një shembull i nënshtrimit të gruas në ligjin islam. Para se t'i analizojmë shkaqet rreth obligimit fetar të hixhabit (mbulesës), më lejoni që t'i hedhim një vështrim të pozitës së gruas në shoqëritë paraislame

[13] Fjala *hixhab* (mbulesë), vije nga folja e gjuhës arabe *haxhebe, jahxhubu, hixhãben*, që etimologjikisht do të thotë: mbulesë, mbulim, perde, barrierë, pengesë në mes të dy gjërave. Kurse në kuptimin terminologjik: Mbulesa është çdo send me të cilën gruaja e mbulon kokën e saj. Apo me fjalë tjera, mbulesa sipas Islamit nënkupton mbulimin e trupit të femrës (përveç duarve dhe fytyrës së saj), shenjë adhurimi dhe respekti, sipas normave që ka parashikuar Kurani dhe Hadithi. Për sa i përket historikut të mbulesës, ai është i vjetër sa vet njeriu. Dihet fare mirë se mbulesa është praktikuar që nga kohërat e lashta ndër popuj të ndryshëm. Dijetari i njohur Abbas Mahmud Akkad në lidhje me këtë thotë: *"...Mbulesa e femrës ishte e njohur tek Hebrenjët që nga periudha e Ibrahimit [paqja e Allahut qoftë mbi të], dhe si e tillë vazhdoi të jetë e njohur tek ata gjatë gjithë kohërave të Profetëve të tyre deri pas shfaqjes së krishterimit..."* Ndërsa Ali Abdul Halim Mahmud thotë: *"Çdo kush që lexon historinë...do ta kuptoj se mbulesa e femrës ka qenë e njohur para Islamit me shekuj të tërë. Ishte e njohur edhe para periudhës së babait tonë Ibrahimit [alejhis-selam], dhe si e tillë vazhdoi të jetë e njohur tek çdo religjion...( Mer'etul Muslimetu ve fikhud-da'veti ilallah*, Dar el-Vefa, bot. V, 1424h-2003m, fq. 406.) (*Shën. i përk*).

## *1. Në të kaluarën gratë konsideroheshin shkalla më e ulët e njerëzisë dhe shfrytëzoheshin vetëm si objekt epshi.*

Shembujt vijues nga historia janë të shumtë për të treguar faktet dhe realitetin se pozita e gruas në qytetërimet e hershme ishte e ulët deri në atë masë saqë u mohohej dinjiteti i tyre njerëzor

### *a. Qytetërimi Babilonas*

Sipas të drejtës babilonase, gruaja ishte shumë e ulët, ndaj dhe i mohoheshin të gjitha të drejtat njerëzore. Po që se burri vriste ndonjë grua, në vend që të merrte ndëshkimin për krimin e kryer, gruaja e tij ishte ajo që do të vritej në vend të tij.

### *b. Qytetërimi Grek*

Qytetërimi grek konsiderohet ndër sistemet më të shkëlqyeshme dhe më të famshme të të gjitha qytetërimeve antike. Sipas këtij sistemi shumë të 'famshëm', gruas i merreshin me forcë të gjitha të drejtat dhe atë e shikonin me poshtërim dhe si të nënçmuar.

Në mitologjinë greke, një 'grua e imagjinuar' me emrin 'Pandora' ishte shkaktare për fatkeqësinë e qenieve njerëzore. Grekët gruan e konsideronin më të ulët se qenia njerëzore si dhe më të dobët se mashkulli, megjithëse dëlirësia e grave ishte e çmuar dhe gratë ishin mbajtur dhe nderuar aq shumë, sa që më vonë ata u mposhtën nga egoizmi dhe çoroditjet e tyre seksuale. Për më tepër, prostitucioni u bë një praktikë e rregullt në mesin e të gjitha klasave të shoqërisë greke.

### *c. Qytetërimi Romak*

Kur qytetërimi romak ishte në kulm të 'lavdisë' së saj, një njeri zotëronte edhe të drejtën për t'i marrë jetën gruas së

tij. Lakuriqësia dhe prostitucioni ishin të zakonshme në mesin e romakëve.

### *d. Qytetërimi Egjiptian*

Egjiptasit gruan e konsideronin si diçka të keqe dhe si një shenjë djalli.

### *e. Arabia Para ardhjes së Islamit*

Para se Islami të përhapej në vendet arabe, arabët e shikonin gruan si të ulët dhe të nënçmuar. Në shumicën e rasteve, kur fëmija i lindur ishte vajzë, varrosej për së gjalli.

## *2. Feja islame u dha grave pozitë të lartë e barazi dhe shpreson që ato ta ruajnë statusin që u dhuroi*

Nuk ka dyshim se Islami e lartësoi statusin e gruas duke i dhuruar të drejtat e tyre qysh para 1400 vitesh. Islami pret nga gratë që ta mbrojnë pozitën që ua dhuroi ky din/fe.

### *Mbulesa për burrat*

Njerëzit në shumicën e rasteve çështjen e 'hixhabit' e diskutojnë vetëm në kontekstin e gruas. Sido që të jetë, në Kuranin Famëlartë, Allahu i Madhërishëm, fillimisht ka përmendur hixhabin – mbulesën – për mashkullin, para përmendjes së mbulesës së gruas.

Allahu Fuqiplotë, në suren Nur, thotë:

*"Thuaju besimtarëve që të ulin shikimet e tyre (nga e ndaluara) dhe ta ruajnë nderin e tyre (nga marrëdhëniet e jashtëligjshme)! Kjo është më mirë për ta! Me të vërtetë, Allahu është i Dijshëm për atë që bëjnë ata.."*[14]

Në momentin kur një burrë shikon një grua dhe nëse ndonjë mendim i paturpshëm dhe i pacipë i vjen si rezultat

---

[14] Nur, 30.

i shikimit, atëherë nga ai kërkohet që sa më parë ta ulë (largoi) shikimin e tij.

### *Mbulesa (hixhabi) për gratë*

Ajeti tjetër i sures Nur, thotë:

> *"Thuaju besimtareve që të ulin shikimet e tyre (nga e ndaluara), ta ruajnë nderin e tyre (nga marrëdhëniet e jashtëligjshme) dhe të mos i shfaqin stolitë e tyre, përveç atyre që janë të dukshme. Le t'i mbulojnë kraharorët me mbulesat e tyre (të kokës) dhe të mos ua shfaqin stolitë e tyre, përveç bashkëshortëve të tyre ose baballarëve të tyre, ose vjehërrve të tyre, ose bijve të tyre, ose djemve të bashkëshortëve të tyre, ose vëllezërve apo djemve të vëllezërve të tyre, ose djemve të motrave a grave të tyre, ose atyre që i kanë nën zotërim (si skllave), ose shërbëtorëve që nuk kanë epsh ndaj femrave apo fëmijëve që nuk i dinë ngacmimet e femrave. Dhe të mos i rrahin këmbët (për tokë), në mënyrë që të mos duken stolitë e tyre të fshehta. Të gjithë ju, o besimtarë, kthehuni tek Allahu të penduar, që të arrini shpëtimin!"*[15]

## *3. Gjashtë kriteret e mbulesës*

Mbështetur në Kuran dhe në traditën e Pejgamberit alejhi selam, ekzistojnë gjashtë kritere, të cilat duhen zbatuar gjatë mbajtjes së mbulesës apo hixhabit. Ato janë:

a. Pjesa e trupit që duhet mbuluar. Kriteri i parë ka të bëjë me pjesët e trupit të cilat doemos duhen mbuluar. Kjo dallon si për burrat ashtu edhe për gratë. Sipërfaqja e pjesëve të cilat gjithsesi duhen mbuluar tek meshkujt fillon nga kërthiza deri te gjunjët. Për sa u përket grave, ato janë të obliguara të mbulojnë tërë trupin, përveç fytyrës dhe duarve deri te kyçi i dorës.

---

[15] Nur, 31.

Mirëpo po që se dëshirojnë, ato mund t'i mbulojnë edhe pjesët e sipërpërmendura. Disa dijetarë, studiues, të Islamit, këmbëngulin që fytyra dhe duart janë pjesë përbërëse dhe duhen mbuluar gjithsesi. Pesë kriteret e tjera të mbetura janë të njëjta si për burrat edhe për gratë.

b. Rrobat e veshura nuk duhet të jenë të ngushta, ato duhet të jenë të gjëra apo të lëshuara dhe nuk lejohet që të vizatohen pjesët e trupit.
c. Rrobat nuk duhet të jenë të tejdukshme, që të mos shihen organet e turpshme.
d. Veshjet nuk duhet të jenë tërheqëse për gjininë e kundërt.
e. Rrobat nuk duhet të jenë të ngjashme me ato të meshkujve.
f. Rrobat (veshja) nuk duhet t'u përngjajnë jobesimtarëve, p.sh; nuk duhet veshur rroba, të cilat paraqesin identitetin ose simbolet e feve të jobesimtarëve.

## *Mbulesa në vetvete përmban sjelljet dhe moralin e mirë*

Mbulesa e kompletuar, krahas gjashtë kritereve të rrobave, përfshinë edhe moralin dhe sjelljet e mira, mënyrën e të vepruarit, qëndrimet dhe synimet e individit. Personi i cili ka përmbushur vetëm kriterin e 'hixhabit', d.m.th. vetë mbulesën, vazhdon ta zbatojë atë me një kuptim dhe arsye të kufizuar. 'Mbulesa' e rrobave duhet të shoqërohet së bashku me 'mbulesën' e syve, 'mbulesën' e zemrës, 'mbulesën' e të menduarit dhe 'mbulesën' e qëllimeve. Ajo gjithashtu përfshin mënyrën se si ecën një individ, mënyrën e të folurit të tij si dhe sjelljet dhe moralin e tij, etj.

## *4. Mbulesa të mbron nga ngacmimet*

Arsyen përse mbulesa është bërë obligim i domosdoshëm për gratë më së miri e përshkruan Kurani në ajetet e sures el-Ahzab:

> *"O Profet, thuaju grave dhe vajzave tua, si dhe grave të besimtarëve, që të lëshojnë mbulesën e tyre (të kokës) përreth trupit. Kjo është menyra më e përshtatshme që ato të njihen e të mos ngacmohen nga të tjerët. Me të vërtetë, Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë."*[16]

Kurani për mbulesën thotë se ajo është e detyrueshme për gruan, kështu që të njihen ato si gra modeste dhe kjo gjithashtu do t'i mbrojë nga ngacmimet e meshkujve.

## *5. Shembujt e dy motrave binjake*

Të supozojmë dy motra, të cilat janë binjake dhe nga bukuria janë të barabarta. Nëse ju jeni duke ecur rrugës, do të shikoni se njëra prej tyre është e mbuluar me veshje islame, i tërë trupi i saj është i mbuluar, përveç fytyrës dhe shuplakave të duarve, kurse motra tjetër është e veshur në stilin evropian të rrobave; me minifund ose pantallona të shkurtra. Atje në qoshe të rrugës pret një rrugaç ose kopuk për të ngacmuar ndonjë vajzë. Cilën vajzë do ta ngacmonte ai? Vajzën e mbuluar me hixhab apo vajzën e veshur me minifund? Natyrisht që ai do ta ngacmonte vajzën e veshur me minifund. Të tilla veshje janë ftesë indirekte për gjininë e kundërt; ftesë për bezdisje e ngacmim. Ndaj dhe Kurani në mënyrë të drejtë thotë se mbulesa e mbron gruan nga çdo lloj ngacmimi.

---

[16] Ahzab, 59.

## 6. Dënimi me vdekje ndaj përdhunuesve

Sipas jurisprudencës islame, njeriu i dënuar për dhunim të ndonjë gruaje meriton dënim me vdekje. Shumë njerëz habiten nga ky ndëshkim. Disa shkojnë aq larg sa thonë se feja islame është e pamëshirshme, barbare dhe fe e prapambetur! Unë kam parashtruar një pyetje mjaft të thjeshtë për jomuslimanët. Të supozojmë, -Zoti mos e dhëntë- se ndokush dhunon gruan, nënën ose motrën tuaj. Ju jeni gjykatës dhe dhunuesi është sjellë pranë jush. Çfarë dënimi do t'i jepnit? Shumica do të përgjigjeshin se do ta ekzekutonit me vdekje. Disa shkuan edhe më larg duke thënë se do ta torturonin për vdekje. Pasi dëgjova këto përgjigje, atyre iu drejtova me këto fjalë: "Nëse ndokush dhunon gruan ose nënën tuaj, ju do ta ekzekutonit me vdekje. Mirëpo, nëse krimi i njëjtë është kryer ndaj gruas apo vajzës së dikujt tjetër, ju do të thoni se ekzekutimi me vdekje është prapambetje. Përse duhet të ketë standarde të dyfishta kur në esencë krimet janë të njëjta?

## 7. Shoqëria perëndimore pretendon gabimisht se kinse ka ngritur gruan dhe statusin e saj

Diskutimi i Perëndimit rreth liberalizmit të gruas nuk është asgjë tjetër vetëm se një forme maskimi i shfrytëzimit të trupit të saj; degjenerimit të shpirtit dhe grabitjes së nderit të saj. Shoqëria perëndimore pretendon të ketë 'ngritur pozitën e gruas'. Në të kundërtën, ata faktikisht i kanë ulur pozitën e saj duke e konsideruar atë si një grua pa kurorë, dashnore, flutura për shoqërinë, të cilat thjesht janë vegla në duart e kërkuesve të kënaqësisë dhe kontrabandistëve të seksit, të fshehur pas ekranit të ashtuquajtur 'art' dhe 'kulturë'.

## *8. Në SHBA më shumë dhunime*

Shtetet e Bashkuara të Amerikës supozohen si njëri ndër vendet më të zhvilluara dhe më të avancuara të botës. SHBA-ja ka gjithashtu numrin më të lartë të dhunimeve krahasuar me çdo vend tjetër të botës. Sipas raportit të FBI-së, në vitin 1990, vetëm në SHBA për çdo ditë shënoheshin mesatarisht 1756 raste dhunimesh. Më vonë, një raport tjetër thotë se për çdo ditë në Shtetet e Bashkuara të Amerikës kryhen mesatarisht 1900 dhunime. Viti nuk është cekur. Mund të ketë qenë 1992 ose 1993. Ka gjasa që amerikanët në vitet në vazhdim u bënë shumë të 'guximshëm'.

Paramendo një skenar sikur veshja islame të ishte zbatuar në Amerikë. Sa herë që dikush do të shikonte ndonjë grua dhe sa herë që në mendjen e tij do të sillej ndonjë mendim apo qëllim i paturpshëm, ai do ta ulte shikimin dhe vështrimin e tij të ngultë.

Sikur çdo grua të vishej me mbulesën islame; pra ta mbulonte trupin në tërësi, përveç fytyrës dhe duarve deri në nyja, pas kësaj, nëse një burrë dhunon ndonjë vajzë, ai do të meritonte dënimin e rëndë, me fjalë të tjera do të ekzekutohej. Tani, unë pyes: Në rrethana të tilla, a do rritej numri i dhunimeve, a do të qëndronte shifra ashtu si është tani apo do të zvogëlohej?

## *9. Aplikimi i legjislacionit (sheriatit) Islam do ta zvogëlonte shifrën e dhunimeve.*

Natyrisht se sa më shpejt që do të ishte miratuar sheriati islam, rezultatet pozitive nuk do të kishin munguar; do të ishin të njohura dhe të pashmangshme për masën. Po që se ligji islam do të ishte zbatuar në çfarëdo vendi të botës,

qoftë ajo Amerika apo Evropa, shoqëria do të kishte frymuar më lirshëm. Islami nuk degradon asnjë grua, në fakt ai e ngre dhe e mbron modestinë dhe pastërtinë e saj.

# IV. A ËSHTË PËRHAPUR ISLAMI PËRMES SHPATËS (FORCËS)?

***Pyetja:*** *Si mund të konsiderohet Islami fe e paqes përderisa është përhapur përmes shpatës?*

**Përgjigja:** Është një ankesë dhe pakënaqësi e rëndomtë e disa jomuslimanëve, të cilët thonë se Islami nuk do të kishte me miliona pasues anembanë botës po të mos ishte përhapur përmes ushtrimit të dhunës dhe forcës. Argumentet në vijim do të japin një pasqyrë të pastër, se larg nga përhapja e Islamit përmes shpatës ishte fuqia e pandashme e së vërtetës, arsyes dhe logjikës përgjegjëse për përhapjen e menjëhershme të Islamit.

## *1. Islami nënkupton paqen.*

Fjala Islam rrjedh nga rrënja e fjalës 'salam', që do të thotë paqe. Gjithashtu kjo fjalë nënkupton nënshtrim ndaj urdhrave të Allahut të Madhërishëm. Si rrjedhim, Islami është fe e paqes, e cila sigurohet duke iu nënshtruar dëshirës së Krijuesit Suprem, Allahut të Plotfuqishëm.

## *2. Nganjëherë duhet përdorur edhe forca në mënyrë që të ruhet paqja dhe të mbretëroj harmonia*

Jo çdo qenie njerëzore në këtë botë dëshiron ta ruajë paqen dhe harmoninë. Ekzistojnë shumë njerëz të cilët nuk e duan atë për shkaqe dhe interesa të tyre vetjake. Për të ruajtur paqen nganjëherë kërkohet edhe përdorimi i forcës.

Pikërisht për këtë arsye kemi policët, të cilët për të ruajtur paqen dhe rendin në shtet përdorin forcën kundër kriminelëve dhe elementeve armiqësore. Islami është përkrahës dhe nxitës i paqes, gjithashtu i këshillon pasuesit e tij që të luftojnë dhunën dhe tiraninë. Lufta kundër dhunës nganjëherë kërkon edhe ushtrimin e forcës. Në Islam fuqia mund të përdoret vetëm kur duhet përkrahur drejtësia dhe paqja.

## *3. Pikëpamja e historianit De Lacy O'Leary*

Përgjigjja më e mirë ndaj keqkuptimit se kinse feja islame është përhapur përmes shpatës është dhënë nga historiani i njohur De Lacy O'Leary në librin "Islami në Udhëkryq (Islam at the Crossroad)" (faqe 8). *"Historia na e bënë të qartë se legjenda e muslimanëve fanatik të shpërndarë anekënd botës duke e përhapur Islamin me tehun e shpatës dhe duke nënshtruar racat e ndryshme është një nga mitet më absurde të fantazuara që historianët kanë mundur ta përsërisin."*

## *4. Muslimanët e kanë qeverisur Spanjën për 800 vite me radhë*

Dihet fakti se Spanja është sunduar dhe qeverisur nga muslimanët për më shumë se 800 vjet. Muslimanët në Spanjë asnjëherë nuk përdorën shpatën që t'i detyrojnë njerëzit të konvertohen në Islam. Më vonë, në Spanjë erdhën kryqëzatat e krishtera dhe i zhdukën muslimanët nga ai vend. Është me rëndësi për t'u shënuar se në Spanjë gjatë sundimit të muslimanëve nuk kishte asnjë njeri të vetëm i cili mund të thërriste ezanin në mënyrë të hapur. Ezani është thirrja për në namaz.

## 5. 14 milion Arab janë kiptas të krishterë

Muslimanët që prej 1400 vjetësh ishin drejtues dhe udhëheqës të Arabisë. Për disa vite, Arabinë e sunduan Britanikët dhe për ca vite të tjerë ajo u qeveris nga Franca. Në përgjithësi, muslimanët e qeverisën Arabinë për 14 shekuj me radhë. Akoma edhe sot ekzistojnë 14 milionë arabë, të cilët janë të krishterë kiptas, d.m.th. të krishterë të lindur me gjenerata. Sikur muslimanët të kishin përdorur gjuhën e shpatës, atje nuk do të mund të ekzistonte asnjë arab i krishterë.

## 6. Me shumë se 80% e banorëve të Indisë janë jomuslimanë

Muslimanët në Indi sunduan pothuajse një mijë vjet. Po të dëshironin, ata do të konvertonin në Islam çdo indian, pasi në duart e tyre kishin fuqinë. Më shumë se 80% e popullsisë së Indisë sot janë jomuslimanë. Të gjithë këta indian jomuslimanë janë dëshmitarë se Islami nuk është përhapur përmes forcës, apo siç e quajnë ata "përmes shpatës".

## 7. Indonezia dhe Malajzia

Indonezia është vendi që numëron numrin më të madh të muslimanëve në botë. Shumica e banorëve në Indonezi i përkasin besimit islam. Dikush mund të pyesë: "Cila ushtri muslimane vajti në Indonezi dhe Malajzi për ta përhapur Islamin?"[17]

---

[17] Për sa i përket përhapjes se Islamit në Azinë Juglindore, dihet fare mirë se arabët atyre ua kishin mësuar Islamin përmes sjelljeve të mira tregtare. Kam pas rastin të dëgjoj personalisht djalin e Ministrit të Arsimit, tashmë Këshilltar i parë i Mbretit te Bruneit, i cili thotë: *"Kur populli malaj blinte oriz, arabët në kandarin e tyre çdo herë vënin edhe gjysmë kilogrami më shumë, këtë e bënin nga frika se mos po peshojnë më pak, e në ditën e gjykimit, do të japin llogari*

## *8. Bregu Lindor i Afrikës*

Në mënyrë të ngjashme, Islami është përhapur me një shpejtësi të madhe edhe në Bregun Lindor të Afrikës. Dikush përsëri mund të pyes se mos rastësisht Islami është përhapur përmes shpatës: "Cila ushtri islame mund të ketë shkuar në këtë vend?"

## *9. Thomas Carlyle*

Historiani i njohur, Thomas Carlyle, në librin e tij "Heroes and Hero worship" (Heronjtë dhe Adhurimi i Heronjëve), i referohet këtij keqkuptimi, i cili ka të bëjë me përhapjen e Islamit: *"Me të vërtetë shpata, mirëpo ku do ta gjesh shpatën? Çdo opinion i ri është fillimisht pakicë –minoritet-, krejtësisht i vetëm. Në mendjen e një njeriu të vetëm. Atje ai ende jeton ashtu siç është. Në tërë botën një njeri i vetëm i beson atij. Atje ekziston një njeri i cili është kundër shumicës, merr një shpatë dhe mundohet të propagandojë me të, por ajo do të bëjë shumë pak për të. Ju doemos duhet ta merrni shpatën! Në përgjithësi, një gjë mund të shumojë dhe riprodhojë vetvetiu aq sa mundet."*

## *10. Nuk ka dhunë në fe*

Me çfarë shpate u përhap feja islame? Edhe sikur muslimanët të posedonin një gjë të tillë, ata nuk do ta përdornin për motiv të përhapjes së Islamit, për faktin se Kurani në ajetin vijues thotë:

> *"S'ka detyrim në fe, sepse tashmë është dalluar e drejta nga e shtrembra!…"*[18]

---

*para Allahut, e për 2 kg oriz, ata dhuronin 2.5 kg, këto sjellje dhe kjo druajtje e madhe, bëri që Islami te përhapet me të madhe në viset malaje." (shën. i përk).*

[18] Bekare, 256.

## 11. Shpata e Mendjes dhe Intelektit

Është shpata e intelektit dhe arsyes, e cila i fiton zemrat dhe mendjet e njerëzve. Kurani në kaptinën Nahl, pjesa e 16-të, ajeti 125, thotë:

> *"Thirr në rrugën e Zotit tënd me mençuri dhe këshillë të bukur dhe diskuto me ata në mënyrën më të mirë! Me të vërtetë, Zoti yt i di më së miri ata që janë shmangur nga rruga e Tij, e di më së miri ata, që janë në rrugë të drejtë."*[19]

## 12. Shtimi i feve në botë nga viti 1934 deri në vitin 1984

Në një artikull të revistës Reader's Digest 'Almanac', libri i vitit 1986, solli statistikat e shtimit të përqindjes së religjioneve më të mëdha të botës dhe përfshinte periudhën pesëdhjetëvjeçare, respektivisht nga viti 1934 deri në vitin 1984. Ky artikull u publikua dhe në revistën *'The Plain Truth Magazine'*. Në krye të listës renditej feja islame, e cila kishte shënuar rritje në 235%, Krishterimi kishte shënuar rritje vetëm 47%. Dikush mund të parashtrojë pyetjen: Çfarë lufte ndodhi në këtë shekull, ku miliona njerëz përqafuan Islamin?

## 13. Islami është feja që po shënon rritjen më të shpejtë dhe më dinamike në Evropë dhe Amerikë

Sot, në Amerikë, feja më me ndikim dhe me një rritje të shpejtë është Islami. Gjithashtu edhe në Evropë, feja e cila po ecën me një shpejtësi dinamike është Islami. Cila shpatë është duke i detyruar njerëzit në Perëndim që ta pranojnë Islamin, prej nga ky numër i madh i të konvertuarve?

---

[19] Nahl, 125.

## *14. Dr. Joseph Adam Pearson*

Dr. Joseph Adam Pearson në mënyrë të drejtë ka thënë: *"Njerëzit të cilët shqetësohen se një ditë bomba nukleare do të bjerë në duart e Arabëve nuk kanë arritur të kuptojnë se bomba islame veç ka rënë, ajo ka rënë ditën kur lindi Muhamedi alejhi selam."*

# V. MUSLIMANËT JANË TERRORISTË DHE FUNDAMENTALISTË

***Pyetja:*** *Përse shumica e muslimanëve janë fundamentalistë dhe terroristë?*

***Përgjigja:*** Kjo pyetje në të shumtën e rasteve i drejtohet muslimanëve gjatë ndonjë debati fetar apo çështjeje botërore, në formë të drejtpërdrejtë apo tërthorazi.

Paragjykimet ndaj Muslimanëve po shpërndahen në të gjitha format përmes medieve të shoqëruara më një grumbull informatash të shtrembëruara rreth Islamit dhe muslimanëve.

Ç'është e vërteta, të dhënat dhe keqinterpretimet e gabuara shpesh shpijnë drejt diskriminimit dhe keqpërdorimit të muslimanëve. Një shembull të këtij lloji është fushata kundër-muslimane në mediat amerikane, të cilat me të dëgjuar rreth shpërthimit të bombës në Oklahoma, shtypi që në fillim bëri të ditur se prapa atij shpërthimi fshihet një "Komplot i Lindjes së Mesme'. Më vonë u bë e qartë se pas atij shpërthimi ishte një grup që identifikohej me një grup të Forcave të Armatosura Amerikane. Ta analizojmë këtë akuzë të 'fundamentalizmit' dhe 'terrorizmit'.

## *1. Definimi i fjalës 'fundamentalist'*

Fundamentalist është ai person, i cili ndjek dhe u përmbahet principeve të doktrinës apo teorisë të cilën ai e pason.

Për t'u bërë një doktor i mirë njeriut i kërkohet dije, ai duhet të di se si t'i ndjek mësimet mjekësore dhe më në fund si ti vë në praktikë bazat/fondamentet e medicinës. Me fjalë

tjera, ai duhet të jetë fundamentalist në rrafshin e medicinës. Gjithashtu edhe ai që dëshiron të bëhet një matematicient i mirë, duhet të kërkoj dituri, dhe duhet që ti vë në praktikë parimet e matematikës. Pra, ai doemos duhet të jetë fundamentalist i lëmit të matematikës. Kështu duhet të jetë edhe për atë që dëshiron të bëhet shkencëtar i mirë, ai duhet që të zotëroj dije dhe t'i zbatoj fondamentet e shkencës, si rrjedhojë ai duhet të jetë fundamentalistë në fushën e shkencës.

## *2. Nuk janë të gjithë 'fundamentalistët' të njëjtë*

Askush nuk mund t'i pikturoj të gjithë fundamentalistët me të njëjtën brushë. Fundamentalistët askush nuk mund t'i klasifikoj si të mirë apo të këqij. Ndarja apo klasifikimi i çfarëdo fundamentalisti varet nga fusha apo veprimtaria në të cilën ai është fundamentalist.

Një hajdut apo hajn fundamentalist që shkakton dëme në shoqëri, padyshim se është i padëshiruar. Në anën tjetër, një doktor fundamentalist që i sjell vetëm dobi shoqërisë, përfiton respekt të veçantë.

## *3. Ndihem krenar që jam musliman fundamentalist*

Unë jam musliman fundamentalist, i cili me mirësinë e Allahut i njoh, ndjek dhe përpiqem me çdo kusht t'i zbatoj parimet (fondamentet) islame. Muslimani i vërtetë nuk turpërohet nga të qenit fundamentalist[20]. Unë jam krenar që jam

[20] Fjala *fundamentalist,* apo *fundamentalizëm* është një shprehje apo fjalë, e cila ka një shtrirje të gjerë të përdorimit, shprehje e cila në përgjithësi është keqpërdorur dhe keqinterpretuar veçmas nga mediat e huaja. Fundamentalist është ai besimtarë, i cili për çdo punë apo vepër të tij, do t'i kthehet fondamenteve të besimit të tij. Është bërë përditshmëri, pothuajse çdo incident, shpërthim, grabitje, tentim vrasje, t'i vishet fundamentalistëve nga ana e mediave të huaja, term ky me

të cilin synohen muslimanët dhe jo vetëm kaq, por edhe në vendet tona, tashmë kanë filluar që në mjediset e mediave tona të shtrohet ky term, për domethënien e të cilit shumë pak janë në dijeni. Muslimani nuk e ka të lejuar që çfarëdo që flitet t'i besoj asaj si të vërtetë, gjë e cila ndodh me të huajt. Në Islam çdo musliman, i cili e ndien vetën musliman, si burim themelor e beson Kuranin dhe mësimeve të tij. Tek krishterët termi *fundamentalist* posedon një domethënie krejtësisht tjetër. Këta mundohen dhe pretendojnë se çdo fjalë në Bibël është e vërtetë, madje njerëzit modern me mendje të shëndoshë dhe me të arritura shkencore nuk e pranojnë më mitologjinë. Dallimi në mes fundamentalizmit islam dhe atij krishterë është se fundamentalizmi islam tregon dëshirën për t'u kthyer në një Islam, të cilin e jetuan gjeneratat e para, kurse fundamentalizmi krishterë është i dhënë pas mitologjive, të cilat jo që nuk janë në pajtueshmëri me shkencën, por ato nuk janë në pajtueshmëri as me teologjinë. Shembuj konkret; a mund të quhet terrorist një besimtarë, i cili kur është në pyetje ruajtja e nderit, pasurisë, shpirtit dhe fesë, sakrifikon çdo gjë që posedon për t'i dal ballë përdhunuesit, i cili vjen për t'i çnderuar familjen, apo për t'i grabitur pasurinë? Kur ndodhi rasti me shtetasin austriak, i cili kishte dhunuar të bijën e tij për më shumë se 26 vite, e më pas kishte mbytur dy fëmijë të lindur, nuk e kishte lejuar vajzën 'gruan' e tij që të dal nga banesa më shumë se dy dekada, dhe pas gjithë kësaj, e gjithë kjo marrëzi, përmbyllet si diçka individuale dhe se kinse ai ka qenë i sëmurë psikik. Asnjëherë nuk vërejmë që ndokush prej mediave, qoftë lokale apo të huaja, ta adresojnë këtë gjest zemërlig si diçka fetare, gjegjësisht të thuhet se një i krishterë austriak ka grabitur, dhunuar e më pas martuar të bijën e tij, kjo nuk ndodhi dhe kurrnjëherë nuk do të ndodhë. Po ashtu rasti më i freskët është ai që ngjau në Berlin, kur një muslimane e mbuluar, shtetase e Egjiptit, mbytet marrëzisht brenda Gjykatës së Berlinit, në një vend që krenohet me demokraci dhe qytetërim dhe atë me armë të ftohtë. Shtrohet pyetja, si është e mundur që ky shtetas gjerman, të vjen në Gjykatë dhe me vete të bartë thikë, ndoshta kësaj mund t'i përgjigjen, por si është e mundur që brenda Gjykatës, përderisa po mbahet aktgjykimi, të mos ndodhet asnjë forcë sigurie. Më në fund tregohet edhe yndyra e urrejtjes së tyre kundër islamit, kur burri i të ndjerës goditet me armë zjarri nga një polic/roje e gjykatës duke "menduar" se bashkëshorti i gjorë paska qenë krimineli, sa ironike. Krimineli e godet gruan muslimane 18 herë dhe sigurimi nuk pati kohë që t'i drejtoj tytën e revoles, por

musliman parimor, sepse fondamentet e Islamit janë të dobishme për njerëzimin dhe mbarë botën. Nuk ekziston asnjë parim islam që do të shkaktonte dëm apo të jetë kundër interesave të bashkësisë njerëzore. Shumë njerëz i ushqejnë keqkuptimet rreth Islamit dhe disa nga mësimet islame i konsiderojnë të jenë të padrejta dhe të gabuara. Kjo është si rezultat i njohurive jo të bollshme dhe jokorrekte rreth Islamit.

Nëse dikush analizon mësimet e fesë islame me seriozitet dhe pa paragjykime, ai nuk do të mund t'i ikën faktit se Islami është përplot me të mira për të dy nivelet: individual dhe kolektiv.

## *4. Kuptimi i fjalës 'fundamentalist'*

Sipas fjalorit 'Webster', fundamentalizmi ishte një lëvizje në Amerikën Protestante, e cila u ngjall në fillim të shekullit njëzet. Fundamentalizmi erdhi si reagim kundër modernizmit ku nënvizonte pagabueshmërinë e Biblës, jo vetëm në çështjet e besimit dhe moralit, por gjithashtu edhe si dokument i vërtetë historik. Është pohuar në besimin e Biblës si fjalë e vërtetë e Perëndisë. Si rrjedhojë, fundamentalizmi ishte një fjalë ku në fillim ishte përdorur për një grup të Krishterësh, të cilët besonin se Bibla tekstualisht ishte fjalë e Perëndisë, fjalë e cila qëndron larg çdo gabimi dhe lajthitjeje.

Bazuar në fjalorin e Oxfordit 'fundamentalizëm' do të thotë 'pohim i caktuar antik, ose doktrinë fondamentale e

---

vetëm atëherë kur arrin burri i të ndjerës, ai shtinë me armë! Në shumë vende islame, shohim se ka mjaft të punësuar, të cilët vijnë nga Gjermania, Anglia, Australia për të jetuar, ligjëruar në Institucionet Islame dhe muslimanët i respektojnë ata si dijetarë, të ngritur dhe njohës të mirë të shkencës, ndërsa të tillët në vendet e tyre perëndimore, muslimanët i konsiderojnë si të dorës se dytë, të prapambetur dhe jo-legjitim për të bashkëjetuar. *(Shënim i përk).*

çdo religjioni, veçmas e Islamit. Sot kur ndonjë individ përdorë fjalën fundamentalist, mendja e tij do të shkoj në një musliman i cili është terrorist.

## *5. Çdo musliman duhet të jetë terrorist*

Çdo musliman duhet të jetë terrorist. Terrorist është ai person apo individ i cili shkakton tmerr/teror. Në çastin kur hajduti shikon policin, ai do të llahtariset. Për vjedhësin, (hajdutin) polici është terrorist. Ngjashëm me këtë, çdo musliman duhet të jetë terrorist kur janë në pyetje faktorët armiqësorë të shoqërisë, f.v.; hajdutët dhe përdhunuesit. Sa herë që muslimani vëren ndonjë veprim të tillë kundër-shoqëror, ai duhet tmerruar. Është e vërtetë se nocioni 'terrorist' në përgjithësi përdoret për personin, i cili shkakton terror në mes të njerëzve të rëndomtë. Mirëpo muslimani i vërtetë duhet të jetë terroristë vetëm me njerëzit negativ, si për shembull; me ata që janë kundër elementeve shoqërore, e assesi karshi njerëzve të pafajshëm e të rëndomtë. Ç'është e vërteta, muslimani duhet jetë burim i paqës për njerëzit e pafajshëm.

## *6. Emërtime të ndryshme për veprime të njëjta u jepen njerëzve të njëjtë, si: 'terrorist' dhe 'patriot'*

Disa luftëtarë të lirisë së Indisë, të cilët nuk pranonin dhunën dhe cenimin e të drejtave, para arritjes së pavarësisë nga okupatori Britanik, ishin etiketuar si terroristë. Personat e njëjtë ishin lavdëruar nga qeveria e Indisë për të njëjtat veprime dhe ishin përshëndetur si 'patriot'. Kështu që dy etiketime të ndryshme u dhanë për individët e njëjtë dhe për të njëjtat qëllime. Njëra qeveri e quan atë terrorist, përderisa tjetra e emërton atë patriot. Ata të cilët besojnë se Britania ka të drejtë legjitime për ta sunduar Indinë, njerëzit në fjalë i etiketon me terrorizëm, përderisa pala tjetër, të

cilët kishin mendimin se Britania nuk ka të drejtë të sundoj Indinë, këta njerëz i quan atdhetarë dhe luftëtarë të lirisë. Prandaj, është me rëndësi që para se të gjykohet ndonjë individ, duhet që në séancën gjyqësore t'i jepet dëgjimi i drejtë. Duhet dëgjuar argumentet e të dyja palëve, ashtu siç duhet analizuar edhe rrethanat, kurse arsyet dhe qëllimet e individit duhet marrë parasysh. Vetëm atëherë personi mund të gjykohet në mënyrë të drejtë

## *7. Islami do të thotë paqe*

Fjala Islam rrjedh nga fjala 'selám' që nënkupton paqen. Islami është fe e paqes, fundamentet e së cilës i mësojnë pasuesit e saj ta mirëmbajnë dhe ndihmojnë paqen kudo në botë. Mu për këtë arsye, çdo musliman duhet të jetë fundamentalist, d.m.th gjithsesi duhet t'i pasoj parimet e Fesë së Paqes, respektivisht, Islamit. Ai duhet të tregohet terrorist vetëm ndaj elementeve negative e armiqësore, në mënyrë që ta ndihmoj paqen dhe drejtësinë brenda një shoqërie.

# VI. USHQIMI JOVEGJETATIV

***Pyetje:*** *Vrasja e kafshës është një akt dhe vepër e pamëshirshme. Atëherë përse muslimanët konsumojnë ushqim jo-vegjetativ?*

***Përgjigje:*** 'Vegjetarianizmi' tashmë është një lëvizje e njohur në botë. Madje ka shumë prej atyre që këtë e ndërlidhin me të drejtat e kafshëve. Ç'është e vërteta një numër i madh i njerëzve konsumimin e mishit dhe të produkteve të tjera jo-vegjetative e konsiderojnë si shkelje të të drejtave të kafshëve. Feja islame urdhëron falje dhe mëshirë për të gjitha krijesat e gjalla. Në të njëjtën kohë, Islami është ai që mbron faktin se Allahu e ka krijuar tokën si dhe mrekullitë e saj; florën dhe faunën, për t'i sjellë dobi mbarë njerëzimit. Njerëzimi duhet t'i shfrytëzojë me maturi të gjitha resurset në këtë botë, si begati hyjnore dhe amanet nga Allahu. Le të shikojmë në disa aspekte të tjera të këtij argumenti.

## *1. Muslimani mund të jetë vegjetarian i pastër*

Muslimani, pavarësisht nga të qenit vegjetarian i pastër, mund të jetë një musliman i mirë. Nuk është e domosdoshme për një musliman që të ushqehet me ushqime jo-vegjetative.

## *2. Kurani u lejon muslimanëve që të ushqehen me ushqime jovegjetariane*

Kurani, sidoqoftë, e lejon muslimanin që të ushqehet me ushqime jo-vegjetative. Vargjet kuranore në vijim janë argument ndaj këtij realiteti:

*"O besimtarë! Plotësoni detyrimet! Ju është lejuar ngrënia e kafshëve, përveç atyre që do t'ju njoftohen. Kur jeni në Ihram gjatë haxhit, nuk ju lejohet gjuetia. Me të vërtetë, Allahu vendos çfarë të dëshirojë."*[21]

*"Ai i ka krijuar kafshët për ju. Nëpërmjet tyre ju siguroni rroba të ngrohta dhe dobi të tjera. Dhe prej tyre ju ushqeheni."*[22]

*"Vërtet, edhe te bagëtitë për ju ka shenja (për të meditur): ju pini atë që gjendet në barkun e tyre, hani mishin e tyre, dhe nxirrni shumë dobi të tjera."*[23]

## 3. Mishi është ushqyes dhe i pasur me proteina

Ushqimi jo-vegjetativ është një burim i shkëlqyeshëm i proteinave. Biologjikisht ai përmban proteina të plota, d.m.th. tetë aminoacidet thelbësore, të cilat nuk janë të sintetizuara nga trupi dhe si të tillë duhet të bëjnë pjesë në dietë. Mishi gjithashtu përmban hekur, vitaminën B1 dhe niacin.

## 4. Njerëzit posedojnë dhëmbë që hanë gjithçka

Nëse i vrojtoni dhëmbët e kafshëve barngrënëse (*herbivorous animals*), si fjala vjen, lopa, dhia dhe delja, do të gjeni diçka të ngjashme dhe të habitshme tek të gjitha ato. Të gjitha këto kafshë posedojnë grup dhëmbësh, të cilët janë të rrafshët, me fjalë të tjera, këta dhëmbë janë të përshtatshëm për ushqime barngrënëse.

Nëse i studioni dhëmbët e kafshëve mishngrënëse (*carnivorous animals*), si luani, tigri, leopardi, të gjithë posedojnë një grup dhëmbësh të mprehtë, të përshtatshëm për ushqim

[21] Maide, 1.
[22] Nahl, 5.
[23] Mu'minun, 21.

mishngrënës. Nëse e analizoni grupin e dhëmbëve të njerëzve, do të vëreni se ata kanë dhëmbë të rrafshët dhe në të njëjtën kohë edhe të mprehtë. Si rrjedhojë, ata posedojnë dhëmbë të cilët përshtaten për të dy llojet e ushqimeve barngrënëse dhe mishngrënëse e që quhen "omnivorous", dhëmbë që hanë gjithçka.

Dikush mund të parashtrojë pyetjen, nëse Allahu i Madhërishëm ka dashur që njerëzit të ushqehen vetëm me perime, atëherë përse na pajisi me dhëmbë të mprehtë? Është më se e logjikshme që Allahu ka planifikuar që ne mund të ushqehemi dhe të kemi nevojë për të dy llojet e ushqimeve, vegjetative dhe jo-vegjetative.

## *5. Qeniet njerëzore mund të tretin ushqimet vegjetative dhe jo-vegjetative*

Sistemi tretës i kafshëve barngrënëse mund të tretë vetëm perimet. Sistemi tretës i kafshëve mishngrënëse mund të tretë vetëm mishin. Mirëpo, për sa i përket sistemit tretës të qenieve njerëzore, ai ka mundësi dhe fuqi të hajë dhe të tretë të dyja ushqimet, vegjetative dhe jo-vegjetative.

## *6. Shkrimet hinduse lejojnë marrjen e ushqimit jo-vegjetativ*

a. Ka një numër të madh hindusësh të cilët janë rreptësisht vegjetativ. Ata mendojnë se konsumimi apo të ushqyerit me ushqim jo-vegjetativ është në kundërshtim me mësimet e fesë së tyre. Mirëpo e vërteta e tyre është se shkrimet e shenjta hinduse e lejojnë ngrënien e mishit. Librat e shenjta përmendin se njerëzit e urtë dhe shenjtorët konsumojnë ushqim jo-vegjetarian.

b. Në librin legjislativ të Hindusëve Manu Smruti, kapitulli 5 verseti 30 thuhet: "*Ngrënësi, i cili e ha mishin e aty-*

*re që janë për t'u ngrënë, nuk ka asgjë të keqe, madje edhe nëse ngrënësi e bënë këtë çdo ditë, se vetë Zoti është ai, i cili disa i krijoi për t'u ngrënë, e disa për të ngrënë.*"

c. Përsëri, verseti tjetër i Manu Smrutit, kapitulli 5, vargu 31, thotë: *"Të ngrënit e mishit është e drejtë për të sakrifikuar dhe kjo është e njohur tradicionalisht si një rregull i zotërave."*

d. Edhe më tutje në Manu Smruti, kapitulli 5, verseti 39 dhe 40 thotë: *"Vetë Perëndia i krijoi kafshët flijuese për t'u sakrifikuar, prandaj therja në sacrificë, nuk është vrasje."*

e. Libri i quajtur *Mahabharata Anushashan Parva,* kapitulli 88, rrëfen diskutimin në mes të Dharmaraj Yudhishthira dhe Pitamah Bhishma, rreth asaj se çfarë ushqimi duhet që dikush t'i ofrojë Pitris (stërgjyshërve), gjatë ceremonisë së të vdekurit (Shraddha), në mënyrë që të vdekurit t'i mbajmë të kënaqur. Paragrafi lexon, si më poshtë: *"Yudhishthira tha:" O forcë e madhe më tregoni se çka është objekti që nëse i dedikohet Pitiris-it (paraardhës të vdekur) bëhet i pashtershëm! Çfarë Havi (ushqim-sakrificë), përsëri (nëse i ofrohet) zgjatë përgjithmonë? Çfarë në të vërtetë është ajo që (nëse i dhurohet) bëhet e përjetshme? "Bhishma tha: "Dëgjo o Yudhishthira çfarë janë ato Havis (ushqime-sakrifica) që personat e familjarizuar me ritualet e Shraddha (ceremonia e të vdekurve) i konsiderojnë si të përshtatshme dhe të pranueshme nga Shraddha dhe cilat janë frutat që i përshtaten secilit."*

*Me farat e susamit (lloj bime në Indi sh.p.) dhe oriz, mezi e Masha, ujë, rrënjë dhe fruta nëse dhurohen në Shraddhas Pitris(i), o Mbret, mbetet i kënaqur për një muaj. Me peshq të ofruara në Shraddhas Pitris(i) mbetet i kënaqur për dy muaj. Me mish deleje ata mbeten të kënaqur për tre muaj dhe me lepur për katër muaj, me mish dhie për pesë muaj, me proshutë (mish derri) për gjashtë muaj dhe me mishin e zogjve për*

*shtatë. Me mish dreri të marrë nga ato që quhen Prishata (emër mbreti apo rajoni në mitologjinë hinduse sh. p.) ata mbetën të kënaqur për tetë muaj dhe me atë të marrë nga Ruru për nëntë muaj, me mish të Gavaya (kafshë në madhësi të lopës në mitologjinë hinduse sh. p.) për dhjetë muaj, me mish bualli kënaqësia e tyre zgjat njëmbëdhjetë muaj. Nëse viçi dhurohet në Shraddha kënaqësia e tyre, thuhet, zgjat për një vit të plotë. Payasa (oriz më qumësht-gatim indian) i përzier me ajkë (tëlyen) është aq shumë i pranueshëm për Pitris sa edhe viçi. Me mish të Vadhrinasa (një dem i madh) kënaqësia e Pitris(it) zgjatë dymbëdhjetë vjet. Mishi i Rhino-ve, që i ofrohet Pitris(it) për përvjetorët gjatë ditëve hënore në të cilat ata vdiqën, bëhet i pashtershëm.*

*Zarzavatet e quajtura Kalaska, petalet e lules kanchana, dhe mishi i dhive (të kuqe) gjithashtu, të ofruara në këtë mënyrë do të bëhen të pashtershme.*

*Pra, natyrisht në qoftë se dëshironi ti mbani etërit tuaj të kënaqur përgjithmonë, ju duhet t'u shërbeni atyre mish të dhive të kuqe."*

## *7. Hinduizmi ishte i ndikuar nga religjionet e tjera*

Megjithëse citatet e shenjta hinduse ithtarëve të tyre ua lejonin që të ushqehen me ushqime jo-vegjetative, shumë hindusë pranuan dhe përvetësuan sistemin vegjetativ për shkak se ata qenë të ndikuar nga religjione të tjera, siç është Xhainizmi (Jainism)[24].

---

[24] *Xhainizmi* gjithashtu i njohur si *Jain Dharma*, është një religjion shumë i vjetër nga India, i cili përshkruan një rrugë të paqes dhe një rrugë kundër ushtrimit të dhunës mbi të gjitha krijesat. Filozofia dhe praktika e këtij religjioni mbështetet kryesisht në përpjekjet dhe progresin e vet shpirtit në rangjet shpirtërore. Xhina (Jina) e parë, tradicionalisht besohet të ketë jetuar para 8.4 milion vitesh. Xhina i fundit ishte Vardhamana, d.m.th. Heroi i Madh. Ky religjion në botën

## *8. Edhe bimët madje posedojnë jetë*

Disa religjione e kanë pranuar dhe miratuar sistemin vegjetativ si një normë të dietës për faktin se ata krejtësisht janë kundër vrasjes së gjallesave. Po që se një person mund të mbijetonte pa mbytur asnjë gjallesë, atëherë unë do të isha personi i parë që do të miratoja një mënyrë të tillë jetese. Në të kaluarën njerëzit mendonin se bimët nuk kanë jetë, me fjalë të tjera, ato janë të pajetë. Sot, është fakt mbarëbotëror se madje edhe bimët posedojnë jetën e tyre. Prandaj, logjika e tyre për të mos mbytur gjallesa nuk mund të realizohet e as të përmbushet madje edhe duke qenë vegjetativ i pastër.

## *9. Edhe bimët ndiejnë dhimbje*

Ata argumentojnë se bimët nuk mund të ndiejnë dhimbje, kështu që të vrasësh një bimë krimi është më i vogël në krahasim me vrasjen e një kafshe.

Sot, shkenca na tregon se madje edhe bimët ndiejnë dhimbje. Mirëpo të qarët e bimëve nuk mund të dëgjohet nga qeniet njerëzore. Kjo ndodh për shkak të pamundësisë së veshit të njeriut për të dëgjuar zëra të cilët nuk janë në vargun e zërave të dëgjueshëm d.m.th. 20 Herc deri në 20.000 Herc.

Çdo gjë që është më poshtë dhe mbi këtë varg nuk mund të dëgjohet nga krijesa e quajtur njeri. Një qen mund të dëgjojë deri në 40,000 Herc. Prandaj ekzistojnë fishkëlli-

---

moderne, është shumë i vogël, por me një ndikim të madh. Në Indi ka mbi 10.2 milion pasues, gjithashtu ai ka pasues edhe në Amerikën Veriore, Evropën Perëndimore dhe në Australinë e largët Lindore. Religjioni i ashtuquajtur Xhainizëm, përmban elemente të shumta të cilat janë të ngjashme me ato të Hinduizmit dhe Budizmit. Sot në Kanada jetojnë rreth 1, 410 pasues të Xhainizmit. (*shën. i përkth*).

ma të qeneve të heshtur të cilët kanë frekuencë prej më shumë se 20.000 Herc dhe më pak se 40.000 Herc. Fishkëllimat e tilla, mund të dëgjohen vetëm nga qentë dhe assesi nga qeniet njerëzore. Qeni është në gjendje të njohë fishkëllimën e pronarit dhe menjëherë shkon te ai. Në SHBA, një fermer kishte bërë një hulumtim, i cili kishte zbuluar një instrument, përmes të cilit konvertonte të qarët e bimëve në mënyrë që të dëgjohej nga qeniet njerëzore. Ai ishte në gjendje që të kuptojë menjëherë kur bimët qanin për ujë. Hulumtimi i fundit tregon se bimët mund të ndihen të lumtura dhe të pikëlluara ato gjithashtu edhe qajnë.

## *10. Mbytja e një krijese/gjallese me dy shqisa më pak nuk është krim më i vogël*

Një vegjetarian argumentonte mendimin e tij duke thënë se bimët posedojnë vetëm dy ose tri shqisa ndërsa kafshët posedojnë pesë shqisa. Kështu që të mbytësh një bimë është një krim më i vogël sesa të vrasësh një kafshë. Të supozojmë, vëllai juaj ka lindur shurdhmemec, me fjalë të tjera, ai ka dy shqisa më pak, krahasuar me krijesat e tjera njerëzore. Pasi ai të ketë arritur moshën e pjekurisë dikush e vret atë. A do të kërkonit nga gjykatësi që vrasësit t'i japë dënim më të vogël për shkak se vëllai juaj kishte dy shqisa më pak? Në fakt, ju do të thoshit se ai ka vrarë një person të pafajshëm dhe si rrjedhojë gjykatësi domosdo duhet t'i jepte vrasësit një dënim edhe më të madh.

Në fakt, Kurani Famëlartë, thotë:

*"O njerëz! Ushqehuni me të gjitha gjërat e lejuara e të mira që gjenden në Tokë dhe mos ndiqni gjurmët e djallit, sepse ai është armiku juaj i hapur."*[25]

[25] Bekare, 168.

## *11. Stërshumimi i bagëtisë*

Sikur çdo qenie njerëzore të ishte vegjetativ kjo do të çonte në shumimin e tepruar të bagëtisë në botë pasi riprodhimi dhe shtimi i tyre është shumë i shpejtë. Allahu i Madhërishëm me urtësinë e Tij hyjnore është i dijshëm se si të mbajë ekuilibrin e krijesave të Tij në mënyrë të duhur. Nuk është çudi se pse Ai na ka lejuar neve të ushqehemi me mishin e bagëtisë.

## *12. Kostoja e mishit është e arsyeshme pasi jo të gjithë janë jo-vegjetativ*

Unë nuk kam ndonjë kundërshtim nëse disa njerëz janë vegjetativ të pastër. Megjithatë, ata nuk duhet t'i bojkotojnë jo-vegjetativ si të pamëshirshëm. Në fakt, nëse të gjithë indianët bëhen jo-vegjetativ atëherë jo-vegjetativët aktualë do të humbasin shumë pasi çmimet e mishit do të rriteshin.

# VII. MËNYRA ISLAME E THERJES SË KAFSHËVE DUKET SI E PAMËSHIRSHME

***Pyetje:*** *Pse muslimanët gjatë therjes së kafshëve sillen të pamëshirshëm duke i torturuar ato me prerje të ngadaltë dhe mbytje të dhimbshme?*

***Përgjigje:*** Mënyra islame e therjes se kafshëve e njohur në gjuhën arabe si "dhebiha" është bërë objekt i shumë kritikave nga një numër i madh njerëzish.

Dikush çështjet vijuese që kanë të bëjnë me therjen mund t'i konsiderojë si jo njerëzore, por shkencërisht këto metoda janë vërtetuar ndër më të mirat.

## *1. Sjella islame gjatë therjes (prerjes) së kafshës*

*Zekkejtum* është një folje që buron nga rrënja e fjalës zekat, që ka kuptimin 'për t'u pastruar'. Paskajorja e saj është *'Tadhkijeh'*, që do të thotë 'pastrim'. Mënyra islame e therjes se kafshëve kërkon që të përmbushen kushtet në vijim:

### *a. Kafsha duhet të theret me thikë të mprehtë*

Për të minimizuar dhimbjen gjatë therjes së kafshës duhet që ajo të theret më thikë të mprehtë dhe me shpejtësi që në këtë mënyrë kafshës nuk do t'i shkaktohet dhimbje.

### *b. Prerja e kanalit të frymëmarrjes (laringut), fytit dhe enëve të gjakut në qafë*

*Dhabiha* është një fjalë arabe që ka kuptimin 'therje'. 'Therja' duhet bërë në atë mënyrë që të pritet fyti i kafshës,

laringu (kanali i frymëmarrjes), si dhe enët e gjakut në qafë duke shkaktuar vdekjen e kafshës pa ia prerë fijet kurrizore.

***c. Gjaku duhet të derdhet në mënyrë që gjaku të dalë nga mishi i kafshës***

Është kusht që gjaku të derdhet para se të jetë larguar koka. Qëllimi këtu është që të kullohet dhe të dalë sa më shumë gjak ashtu që tërë mishi të lirohet nga mikroorganizmat. Palca kurrizore nuk duhet prerë për shkak se fijet nervore të zemrës mund të jenë dëmtuar gjatë procesit duke i shkaktuar sulm në zemër si dhe ngecjen apo mbetjen e gjakut në enët e gjakut.

## *2. Gjaku është vend potencial për mikrobet dhe bakteriet*

Gjaku është një mjet grumbullues i mikrobeve, baktereve, toksinëve, etj. Prandaj, mënyra islame e therjes së kafshëve është shumë më e pastër pasi shumica e mikrobeve dhe toksinëve që përmban gjaku, e që janë shkaktar të shumë sëmundjeve, eliminohen.

## *3. Mishi ngelet i freskët për një kohë të gjatë*

Mishi i therur sipas mënyrës islame qëndron i freskët për një kohë shumë më të gjatë në krahasim me mënyrat dhe metodat e tjera të therjes. Kjo ndodhë për shkak të sasisë së vogël të gjakut e cila ka mbetet në mish.

## *4. Kafshët nuk ndjejnë dhimbje*

Prerja e shpejtë e damarëve të qafës ndërpret derdhjen e gjakut te nervi i trurit i cili është përgjegjës për dhimbjet. Mu për këtë shkak kafsha nuk ndien asnjë dhimbje. Gjatë ther-

jes kafsha përpëlitet, dridhet, shkelmon, mirëpo këtë nuk e bënë si rezultat i dhembjes por për shkak të ngushtimit, tkurrjes dhe lirimit të muskujve dhe pamjaftueshmërisë së gjakut, për faktin se gjaku rrjedh jashtë trupit të kafshës.

# VIII. USHQIMI JOVEGJETATIV I BËNË MUSLIMANËT AGRESIVË

**Pyetje:** *Shkenca na mëson se me çfarëdo gjëje që të ushqehet njeriu ajo do të ketë ndikim në sjelljet e tij. Atëherë përse Islami i lejon muslimanët që të konsumojnë ushqim jo-vegjetativ pasi ngrënia e kafshëve mund ta bëjë njeriun agresiv, mizor dhe të egër?*

## *1. Vetëm kafshët barngrënëse janë të lejuara për t'u ngrënë*

Pajtohem me atë se çfarëdo ushqimi që konsumon njeriu ajo ka efekt në sjelljet e tij. Kjo është njëra prej arsyeve që Islami e ndalon ngrënien e kafshëve mishngrënëse, siç janë: luani, tigri, leopardi, etj., kafshë të cilat janë të egra dhe mizore. Konsumimi i mishit të këtyre kafshëve mesa duket mund ta bëjë njeriun të rebeluar dhe agresiv. Feja islame lejon vetëm të ngrënit e kafshëve barngrënëse, si: lopa, dhia, delja, etj. Këto kafshë janë të urta dhe të qeta. Muslimanët ushqehen me mishin e kafshëve të buta dhe të qeta për arsye se muslimanët janë paqedashës dhe njerëz kundër dhunës dhe terrorit.

## *2. Kurani thotë se Muhamedi a.s., e ndalon atë që është e dëmshme*

Lavdiploti në Kuranin Famëlartë thotë:

> *"...Ai do t'i urdhërojë ata të bëjnë vepra të mira dhe do t'i ndalojë nga të këqijat; do t'ua lejojë të mirat e do t'ua ndalojë të këqijat, duke i liruar nga barrët e rënda dhe vështirësitë që*

*kanë pasur. Prandaj, ata që do ta besojnë, përkrahin dhe nderojnë atë, duke ndjekur dritën që është zbritur me të, janë pikërisht ata të fituarit.'*[26]

*"Çfarëdo që Allahu i dhuroi të Dërguarit të Tij si plaçkë (të marrë) nga popujt e vendbanimeve, i takon: Allahut, të Dërguarit, të afërmve të tij, jetimëve, të varfërve dhe udhëtarëve të mbetur rrugës, në mënyrë që ajo të mos qarkullojë vetëm në duart e të pasurve tuaj. Çfarëdo që t'ju japë i Dërguari, merreni atë, e çfarëdo që t'ju ndalojë, hiqni dorë prej saj. Frikësojuni Allahut, sepse Allahu, dënon me të vërtetë ashpër.'*[27]

Për muslimanin, thënia e Muhamedit, alejhi selam, është e mjaftueshme për ta bindur atë se Allahu xh.sh., nuk dëshiron që qeniet njerëzore të hanë disa lloje mishi, ndërkohë që atyre u lejon disa lloje të tjera.

## *3. Hadithi i Muhamedit, alejhi selam, e ndalon që të ushqehemi me mishin e kafshëve mishngrënëse*

Bazuar në shumë hadithe autentike të transmetuara në Sahihun e Buhariut dhe të Muslimit duke përfshirë këtu edhe hadithin, të cilin e transmeton i biri i Abbasit në Sahihun e Muslimit, kapitulli i gjuetisë dhe therjes, hadithi nr. 4752 dhe Suneni i Ibni Maxhes, kapitulli 13, hadithi nr. 3232 dhe 3234.

Muhamedi alejhi selam e ka ndaluar të ngrënit e këtyre llojeve:

a. Kafshët e egra, të cilat kanë dhëmbë shqyes, fjala vjen mishi i kafshëve mishngrënëse. Këto kafshë i takojnë familjes së maceve, siç janë: luani, tigri, macet, qentë, ujqit, hienat.

---

[26] Araf, 157.
[27] Hashr, 7.

b. Disa kafshë të fëlliqura të cilat sjellin sëmundje, si minjtë dhe lepujt me kthetra (me thonj të mëdhenj).
c. Disa zvarranikë, si gjarpërinjtë, krokodilët, etj.
d. Zogjtë grabitqarë me kthetra, si për shembull, huti, shqiponja, sorrat, qukapiku, etj.

Si rrjedhojë, deri më tani nuk kemi hasur në ndonjë të dhënë shkencore e cila argumenton se të ushqyerit me mish (ushqime jo-vegjetativ) mund të shkaktojë agresivitet te njeriu.

# IX. MUSLIMANËT ADHUROJNË QABEN

***Pyetje:*** *Meqë Islami është kundër adhurimit të idhujve, atëherë, përse muslimanët e adhurojnë Qabenë dhe në lutjet (namazet) e tyre ata i përkulen asaj?*

***Përgjigje:*** Qabeja është kibla e muslimanëve drejtë se cilës kthehen gjatë kryerjes së namazeve të tyre. Është e rëndësishme të theksohet se megjithëse muslimanët drejtohen nga Qabeja gjatë kryerjes së obligimeve të tyre, ata nuk e adhurojnë Qabenë. Muslimanët nuk adhurojnë, e as nuk i përkulen askujt tjetër, por Krijuesit të Gjithësisë. Në suren El-Bekareh, Allahu Fuqiplotë, thotë:

> *"Ne të pamë ty (Muhamed) që vazhdimisht e drejtoje shikimin nga qielli. Mirë pra, Ne do të të kthejmë ty nga kibla që të kënaq ty. Prandaj, ktheje fytyrën tënde nga Xhamia e Shenjtë (Qabeja)! Dhe kudo që të gjendeni, kthejeni fytyrën tuaj nga ajo anë! Pa dyshim, atyre që u është dhënë Libri (Teurati), e dinë se drejtimi nga Qabeja është e vërteta prej Zotit të tyre. Allahu nuk është i pakujdesshëm ndaj punëve që ata bëjnë."*[28]

## *1. Islami beson bindshëm në forcimin e unitetit*

Për shembull, nëse një musliman dëshiron që të falë namaz, është e mundur që disa duan që të drejtohen nga veriu, ndërsa disa të tjerë kanë dëshirë të kthehen nga jugu. Në mënyrë që t'i bashkojmë muslimanët në adhurimet e tyre ndaj Zotit, Një dhe të Vërtetë, muslimanët kudo që gjenden

[28] Bekare, 144.

janë të obliguar që të kthehen vetëm në një drejtim, pra të kthehen në drejtim të Qabesë.

Nëse disa muslimanë jetojnë në perëndim të Qabesë ata do t'i drejtojnë shikimet e tyre nga lindja, njësoj si ata të cilët jetojnë në lindje të Qabesë, të cilët kthehen nga perëndimi.

## *2. Qabeja gjendet në qendër të hartës së botës*

Muslimanët ishin ndër të parët që hartuan hartën e botës. Ata e përpiluan hartën duke vendosur jugun lart kurse veriun poshtë. Qabeja ishte në mes. Më vonë, hartografët perëndimorë e rrokullisën hartën duke vendosur veriun në anën e sipërme kurse jugun në anën e poshtme të hartës. Edhe sot, Qabeja gjendet në mesin e hartës së botës dhe për këtë duhet të falënderojmë Allahun e Madhërishëm.

## *3. Tavafi përreth Qabesë dëshmon se duhet adhuruar vetëm një Zot*

Kur muslimanët shkojnë në Xhaminë e Shenjtë në Mekë ata kryejnë tavafin respektivisht sillen rreth Qabesë. Ky veprim, apo ky akt, simbolizon besimin dhe adhurimin ndaj një Zoti pasi çdo rrotullim ka një pjesë qendrore, gjithashtu ky gjest simbolizon se ekziston vetëm një Allah, i cili meriton të adhurohet.

## *4. Hadithi i Umerit (Allahu qoftë i kënaqur me të)*

Në lidhje me gurin e zi kemi një hadithë në sahihun e Buhariut, Vëllimi 2, Libri mbi Haxhin, kapitulli 56, hadithi numër 675, ku Umeri, Allahu qoftë i kënaqur me të thuhet se ka thënë: *"E di se je vetëm një gur që nuk mund të sjellë as dëm e as dobi. Sikur mos ta kisha parë Muhamedin alejhi selam të ketë*

*prekur dhe puthur, asnjëherë nuk do të kisha prekur dhe as nuk do të kisha puthur dot."*

## *5. Njerëzit qëndruan mbi Qabe dhe nga aty thirrën ezanin*

Në kohën e Muhamedit alejhi selam njerëzit qëndronin mbi Qabe ku thërrisnin 'ezanin', thirrjen për në namaz.[29]

Dikush mund t'i pyesë ata të cilët pretendojnë se muslimanët adhurojnë Qabenë se cili adhurues i idhujve qëndron mbi idhullin të cilin ai e adhuron?

---

[29] *Namaz* është fjalë të cilën e përdorin në Indi, Pakistan, Persi dhe viset e Ballkanit, namazi në gjuhën arabe quhet *Salat.* Namazi është shtyllë e fesë dhe më kryesorja në Islam, është prej ibadeteve (adhurimeve) ditore, respektivisht robi është i obliguar që të falet pesë herë në ditë. Kohët e namazit janë: sabahu, dreka, ikindia, akshami dhe jacia, mirëpo e veçanta e këtyre namazeve është se shpërblimi për faljen e këtyre pesë namazeve është sikur të kesh falur pesëdhjetë sosh. (shën. i përkth.)

# XX. JOMUSLIMANËVE U NDALOHET HYRJA NË MEKË

***Pyetje:*** *Përse jomuslimanëve u ndalohet hyrja në dy vendet e Shenjta, në Mekë dhe Medinë?*

***Përgjigje:*** Është e vërtetë se jomuslimanëve nuk u lejohet që të hyjnë në qytetet e shenjta, respektivisht në Mekë[30] dhe Medinë, kjo është e ndaluar juridikisht. Pikat në vijim, do të shërbejnë për të sqaruar arsyet e mundshme të një ndalimi të tillë.

## *1. Jo të gjithë shtetasve u lejohet të hyjnë në repartin ushtarak*

Unë jam shtetas nga India, megjithatë, nuk më lejohet që të hyj në disa hapësira, në të cilat hyrja është e ndaluar rreptësisht. Në secilin shtet, ekzistojnë disa vende, ku njerëzit e rëndomtë (thjeshtë) të atij vendi nuk mund të depërtojnë në asnjë mënyrë. Vetëm qytetarët, të cilët janë të regjistruar në ushtri, apo ata të cilët kanë lidhje me mbrojtjen e vendit, u lejohet të hyjnë në hapësirat e ushtrisë. Njësoj me këtë, Islami është një fe universale për mbarë botën dhe për të gjitha qeniet njerëzore.

Hapësirat islame, në të cilat ndalohet hyrja, janë dy qytetet e shenjta, Meka dhe Medina. Këtu mund të hyjnë dhe

---

[30] *Meka* është qyteti në të cilin lindi krijesa më e zgjedhur e njerëzisë, Muhamedi *alejhi selam,* Vula e të gjithë profetëve të mëparshëm. Aty gjendet Qabeja, vendi ku mbarë bota kthehet nga ajo, pra është kibleja e mbarë muslimanëve. (Shënim i përk.)

u lejohet hyrja vetëm atyre që janë muslimanë apo të përfshirë në mbrojtjen dhe ruajtjen e Islamit. Do të ishte e palogjikshme për një qytetar të rëndomtë, që të kundërshtojë apo të protestojë kundër përkufizimeve dhe ndalimeve të cilat kanë të bëjnë me hyrjen në vendet e ndaluara. E ngjashme me këtë, është e papërshtatshme për jomuslimanin që të kundërshtojë rregullat dhe kufizimet kundër hyrjes së jomuslimanëve në Mekë dhe në Medinë.

## *2. Viza për të hyrë në Mekë dhe Medinë*

Sa herë që dikush udhëton në ndonjë shtet të huaj, fillimisht duhet të aplikojë për vizë, d.m.th. leje për të hyrë në atë shtet. Secili shtet zotëron normat, rregulloret administrative, si dhe kërkesat për të dhënë një vizë, vetëm nëse kriteret e tyre janë përmbushur për ta dhënë vizën.

Njëri ndër shtetet, i cili është mjaft i rreptë për sa i përket dhënies së vizave janë Shtetet e Bashkuara të Amerikës, e veçanërisht kur bëhet fjalë për qytetarët e vendeve të treta të botës, të cilët kanë disa kushte dhe kërkesa, të cilat duhet plotësuar dhe përmbushur para se ata ta japin vizën.

Kur e vizitova Singaporin, në formularin e emigracionit të tyre, shkruante: *"Trafikuesit e drogës dënohen me vdekje"*. Nëse dëshiroj ta vizitoj Singaporin, atëherë unë duhet të veproj në përputhje me normat dhe rregulloret e kërkuara të këtij shteti. Nuk mund të them se dënimi me vdekje është një ndëshkim i prapambetur dhe barbar. Ngase vetëm atëherë kur të pajtohem me kërkesat dhe kushtëzimet e tyre, do të më lejohet që të hyj në këtë shtet.

Viza - për të zotëruar legjitimitetin e hyrjes në Mekë apo Medinë kushti themelor i kërkuar për çdo qenie njerëzore është të shqiptuarit e dëshmisë me gjuhën e tij: "*Nuk meriton të adhurohet askush tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi*

*alejhi selam është rob dhe i dërguari i Tij*". Ky kusht kërkohet nga secili aplikues, i cili dëshiron që të vizitojë Mekën apo Medinën.

# XI. MISHI I DERRIT I NDALUAR

***Pyetje:*** *Përse në Islam ndalohet ngrënia e mishit të derrit (thiut)?*

***Përgjigje:*** Fakti se konsumimi i mishit të derrit është i ndaluar në Islam është një çështje e njohur. Pikat në vazhdim shpjegojnë disa aspekte të ndryshme të kësaj ndalese juridike:

## *1. Ndalimi i ngrënies së mishit të derrit në Kuran*

Libri i Shenjtë, Kurani, ndalimin e mishit të derrit e përmend në jo më pak se pesë vende të ndryshme të Kuranit. Vargu kuranor që e ndalon konsumimin e këtij mishi, ka ardhur në ajetet vijuese të këtyre sureve: 2:173, 5:3, 6:145 dhe 16:115.

> *"Është e ndaluar për ju ngrënia e cofëtinës, e gjakut, e mishit të derrit, e mishit të kafshës që është therur jo në emër të Allahut, e mishit të kafshës së mbytur lidhur në fyt, e mishit të kafshës që është rrahur dhe ka ngordhur, e mishit të kafshës që është vrarë nga rrëzimi apo nga brirët e kafshëve të tjera, e mishit të asaj që është kafshuar nga egërsirat - përveç atyre që i therni para se të ngordhin. Gjithashtu, është e ndaluar për ju edhe ngrënia e mishit të kafshëve që janë therur për nder të idhujve apo për të kërkuar fatin në fall. Të gjitha këto që u përmendën, janë gjynah. Sot, dëshpërohen ata që nuk besojnë dhe kanë humbur çdo shpresë, që t'ju largojnë prej fesë suaj. Mos u frikësoni prej tyre, por kini frikë prej Meje! Sot Unë përsosa fenë tuaj, e plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja juaj. Por kushdo që është i shtrënguar nga uria (dhe ha atë çfarë është e ndaluar), pa pasur qëllim të*

*bëjë gjynah, do ta shohë se Allahu është Falës e Mëshirëplotë.”*[31]

Ajetet (versetet) e mësipërme të Kuranit Fisnik janë të mjaftueshme për ta siguruar muslimanin se përse është i ndaluar mishi i derrit.

## 2. Mishi i derrit i ndaluar në Bibël

I krishteri duhet të ketë prirje që të jetë i bindur në shkrimet e shenjta të fesë së tij. Bibla gjithashtu e ndalon përdorimin e mishit të derrit. Në librin e Leviticus thuhet: “*Edhe derrit, megjithëse e ka thundrën të ndarë, por nuk ripërtypet, mos ua hani mishin as mos ua prekni kufomat sepse ata janë të papastër për ju.” [Leviticus 11:7-8]*

Mishi i derrit ndalohet në Bibël, gjithashtu, edhe në librin e Deuteronomit. *[14:8]*

I njëjti ndalim përsëritet në Bibël në librin e Isaias, kapitulli 65, verseti 2-5.

## 3. Konsumimi i mishit të derrit shkakton një sërë sëmundjesh

Jomuslimanët dhe ateistët pajtojnë vetëm nëse binden përmes arsyes, logjikës dhe shkencës. Ngrënia e mishit të derrit mund të shkaktojë jo më pak se shtatëdhjetë lloje të ndryshme sëmundjesh. Njeriu mund të ketë një sërë krimba zorrësh si krimba të rrumbullakët, krimba të hollë-me kokë, krimba të zgjatur, etj. Njëri prej më të rrezikshmëve është Taenia Solium, i cili në terminologjinë mjekësore quhet shirit[32]. Ai gjen strehim në zorrë dhe është shumë i gjatë.

[31] Maide, 3.

[32] Shkenca ka zbuluar se muskujt e mishit të derrit përmbajnë një etapë virusale të shiritit të derrit, gjatësia e të cilit mbërrin afërsisht nga 6-8 m. Këta krimba rriten në muskujt e derrit dhe kalojnë te

Vezët e tij, hyn në qarkullimin e gjakut dhe mund të arrijë gati në të gjitha organet e trupit. Nëse hyn në tru ai mund të shkaktojë humbje të memories. Po të hyjë në zemër ai mund të shkaktojë sulm në zemër, nëse hyn në sy mund të shkaktojë verbëri dhe nëse hyn në mëlçi mund të shkaktojë dëme në të. Ai mund t'i dëmtojë pothuajse të gjitha organet e trupit.

Një tjetër krim zorre i rrezikshëm është edhe Trishina 'Tichurasis'.[33] Mes njerëzve është përhapur ideja e gabuar rreth mishit të derrit se nëse zihet mirë, këto vezë vdesin. Në një projekt hulumtues të bërë në Amerikë, është zbuluar se nga njëzet e katër persona që vuajnë nga Trishina 'Tichurasis', njëzet e dy prej tyre, e kanë zier mishin shumë mirë. Kjo tregon se vezët që gjenden në mishin e derrit nuk vdesin në temperaturën normale për zierje.

---

njeriu nëpërmjet të ushqyerit me to. Si rezultat i kësaj larve, tek njeriu i sëmurë lind një ndjenjë e vazhdueshme urie, e cila ndonjëherë mund të arrijë në gradën e epilepsisë nga nevoja (shtytja) e jashtëzakonshme për ushqim. (*shën. i perkth.*)

[33] Ndër sëmundjet më të rrezikshme që i kalon njeriut nga të ngrënit e mishit të derrit, është Trishina. Derrat e marrin këtë sëmundje gjatë ngrënies së minjve ose gjatë ngrënies së mishit të derrave që janë me shirit. Shiriti nuk shkakton sëmundje të rrezikshme tek derrat por kur kalon tek njeriu shkakton sëmundje të rrezikshme, e cila është vdekjeprurëse. Krimbat e vegjël të trishinës që fitohen nga ngrënia e mishit të derrit, nga stomaku dhe zorrët kalojnë në gjak dhe kështu ato përhapen në të gjithë trupin. Në veçanti vendosen në nofull, gjuhë, qafë dhe në muskujt në zonën e kraharorit. Ata shkaktojnë paralizë në muskujt e përtypjes e të folurit. Gjithashtu ata shkaktojnë bllokim të damarëve, meningjit (qelbëzim të cipës së trurit). Në disa raste të rënda përfundimi është fatal, që mbaron me vdekje. (*shën. i përkth.*)

## *4. Derri ka substancë trashësie*

Derri ka shumë pak substancë muskulore dhe përmban shumë trashësi. Kjo trashësi depozitohet në enë dhe mund të shkaktojë hipertension dhe sulm në zemër. Nuk është për t'u çuditur se mbi 50% e amerikanëve vuajnë nga hipertensioni.[34]

## *5. Derri është njëra prej kafshëve më të fëlliqura në tokë*

Derri është njëra prej kafshëve më të fëlliqura në tokë. Ai jeton dhe rritet në ndyrësi, fekale dhe fëlliqësira. Ai është

---

[34] Mishi i derrit është një mish me shumë dhjam dhe pas ngrënies së tij ky dhjam kalon në gjak dhe në të ardhmen e njeriut shkakton probleme shëndetësore. Kjo yndyrë që shëtit nëpër damarët e njeriut, bëhet shkak për rritjen e tensionit (hipertension), bllokimin e damarëve dhe për infarkt të zemrës. Duhet përmendur se mishi i derrit është i pasur me squfur dhe me konsumimin e tij në trupin e njeriut hyn një sasi më e madhe se normalja. Ky squfur i tepërt depozitohet në pjesët kërcore, në muskuj dhe në nerva dhe në artikulacione shkakton inflamacion, prishjen e tyre dhe sëmundje të tjera. Nëse mishi i derrit konsumohet vazhdimisht, pjesët e forta kërcore në trup fillojnë të dobësohen dhe me kohë shtypen nën peshën e trupit, dhe kështu kyçet prishen. Duart e njerëzve që e konsumojnë vazhdimisht mishin e derrit, qullosen e në to fillojnë të formohen shtresat e dhjamit. Nëse një sportist e konsumon vazhdimisht këtë mish bëhet dembel, ndien lodhje dhe fillon të lëvizë më pak e më ngadalë. Disa futbollistë për shkak të konsumimit të këtij mishi kanë humbur dhe karrierën e tyre sportive. Derri është një kafshë shumë e fëlliqur, prandaj dhe kur lind ai lind me qindra-gram, por brenda gjashtë muajsh ai shton peshën deri në 100 kg. Kjo rritje e shpejtë bëhet shkak për infeksione dhe ënjtje në organe të ndryshme. Gjithashtu bëhet shkak për rritje anormale në kockat e duarve, të këmbëve, hundës dhe nofullave si dhe shkakton dhjamosje të gjithë trupit. Efekti më i spikatur i hormonit të rritjes është krijimi i kushteve të përshtatshme për zhvillimin e kancerit. (*shën. i përkth.*)

pastruesi më i mirë i fëlliqësirave që ne e dimë që e ka krijuar Zoti. Në fshatra që nuk kanë tualete moderne dhe fshatarët i vendosin kanalizimet në vende të hapura, kanalizimet e tyre pastrohen shpesh nga derrat.

Dikush ndoshta argumenton se në vendet e zhvilluara si Australia, derrat mbahen e ushqehen në kushte shumë të pastra e higjienike. Edhe pse ata janë në këto kushte higjienike, derrat mbahen së bashku (kope) në stallë. Nuk ka rëndësi se sa shumë përpiqesh që t'i mbash pastër ato kafshë, sepse ata janë të fëlliqur nga natyra. Ata hanë dhe kënaqen me jashtëqitjen e vet dhe të tjerëve afër tyre.

## *6. Derri është kafsha e cila nuk ka aspak turp*

Derri është kafsha më e paturpshme në sipërfaqen e tokës. Është e vetmja kafshë që i fton shokët e vet të kenë marrëdhënie intime me të dashurën e vet. Në Amerikë, shumica e njerëzve e konsumojnë mishin e derrit. Shumë herë pas mbrëmjeve të vallëzimit ata kanë shkëmbime mes grash, p.sh. shumë prej tyre thonë: "Fli me gruan time dhe unë do të fle me gruan tënde." Nëse han derra, atëherë do të sillesh si derrat. Ne indianët e mendojmë Amerikën si shumë të zhvilluar dhe të sofistikuar. Çfarëdo që ata bëjnë, ne i pasojmë pas disa viteve. Sipas një artikulli në revistën Island, kjo praktikë e shkëmbimit të grave është bërë e zakonshme në shumë rrethe të Bombajit.

# XII. NDALIMI I PIJEVE ALKOOLIKE

***Pyetje:*** *Përse pirja e alkoolit është e ndaluar në Islam?*

***Përgjigje:*** Alkooli që nga kohët e lashta ka qenë mallkim i shoqërisë njerëzore. Ajo edhe sot vazhdon t'u kushtojë jetë të panumërta njerëzve dhe miliona njerëzve të tjerë u shkakton fatkeqësi e dhimbje të tmerrshme anekënd botës. Alkooli është rrënja bazë, e cila ka shkaktuar probleme të shumta, me të cilat po përballet shoqëria.

Statistikat e krimit që janë në rritje, shtimi i rasteve të sëmundjeve psikike (mendore), miliona shtëpi të prishura në të gjithë botën, dëshmojnë heshtazi për fuqinë shkatërruese dhe të dëmshme të alkoolit.

## *1. Ndalimi i alkoolit në Kuran*

Kurani Famëmadh e ndalon pirjen e alkoolit në ajetet vijuese:

> *"O besimtarë! Me të vërtetë, pijet alkoolike, bixhozi, idhujt dhe shigjetat e fallit janë vepra të ndyta nga punët e djallit. Prandaj, largohuni nga këto, me qëllim që të shpëtoni!"*[35]

## *2. Ndalimi i alkoolit në Bibël*

Bibla e ndalon konsumimin e alkoolit në citatet: *"Vera është një objekt tallje, pija e fortë është tërbim dhe xhindosje; kushdo që është mashtruar në këtë mënyrë ai nuk është njeri i mençur."* [Proverbat 20:1] dhe *"Dhe mos u dehni me verë (raki)."* [Ephesians 5:18]

[35] Maide, 90.

### *3. Alkooli pengon qendrën e intelektit (e pengon njeriun të mendojë e të logjikojë)*

Qeniet njerëzore në trurin e tyre posedojnë një qendër penguese, e cila nuk i lejon ata të logjikojnë. Ky sistem, i cili gjendet në tru, e pengon njeriun që të veprojë gjëra për të cilat ai i konsideron si të gabuara. Për shembull, njeriu nga natyrshmëria e tij nuk përdor gjuhë fyese kur t'i drejtohet prindërve apo të moshuarve (pleqve). Po ashtu edhe nëse ai ka për t'iu përgjigjur thirrjes së natyrës (për kryerjen e nevojës fiziologjike), qendra penguese në tru do ta pengojë atë që këtë mos ta bëjë në prani të njerëzve. Prandaj, për këtë, atij i duhet të përdorë tualetin (banjon). Kur njeriu konsumon alkool, qendra penguese është e penguar vetvetiu. Kjo është pikërisht arsyeja që njeriun e dehur shpesh e gjejmë të llastuar dhe duke bërë sjellje të cilat aspak nuk i përkasin njeriut.

Shembull tjetër kemi po ashtu personin e dehur, të cilin e gjejmë tek përdor fjalë të pista dhe të fëlliqura, ç'është me e keqja, ai fare nuk e vëren veten madje edhe kur i përdor këto pisllëqe ndaj prindërve të tij. Shumë prej pijanecëve urinojnë në rrobat e tyre, ata jo vetëm që nuk din të flasin por nuk dinë as të ecin si duhet. Ata madje edhe sillen shumë keq.

### *4. Rastet e prostitucionit, dhunimit, marrëdhëniet seksuale të prindit me të bijën, AIDS-i, janë shënuar më së shumti në mesin e alkoolistëve*

Bazuar në studimin e Byrosë së Drejtësisë për Krime, Departamenti i Drejtësisë së Shteteve të Bashkuara të Amerikës, vetëm në vitin 1996 pothuajse çdo ditë ndodhnin mesatarisht 2,713 raste dhunimesh.

Të dhënat statistikore na tregojnë se shumica e përdhunuesve gjatë kryerjes së krimit, ishin njerëz të dehur, pijanecë. E njëjta gjë është e vërtetë edhe për rastet e ngacmimit. Sipas statistikave të sakta 8% e amerikanëve kryejnë marrëdhënie me vajzat e tyre, baballarët me mbesat e tyre, etj.

Çdo i dymbëdhjeti/trembëdhjeti person në Amerikë është i përfshirë në marrëdhënie seksuale me të bijën, mbesën (të afërtën nga gjaku).

Pothuajse gati të gjitha rastet e 'incestit', marrëdhënieve prind-vajzë, ndodhin për shkak të dehjes së njërit apo të dy personave të përfshirë.

Njëri nga faktorët kryesorë që ka të bëjë me përhapjen e SIDA-s, njërës ndër sëmundjet më të tmerrshme dhe më të frikshme, është vetë alkoolizmi.

## *5. Në fillim alkoolisti ka konsumuar vetëm sa për t'u dëfryer*

Shumëkush mund të debatojë në favor të alkoolit duke quajtur veten si *'social drinker'* njeri i cili konsumon sa për t'u kënaqur. Ata pohojnë se nuk pinë më shumë se një apo dy gota si dhe dinë të kontrollojnë veten, ndaj dhe asnjëherë nuk dehen. Investigimet nxjerrin në shesh se çdo alkoolist konsumimin e alkoolit e ka filluar për t'u kënaqur dhe dëfryer.

Asnjë alkoolist apo pijanec fillimisht nuk ka filluar të pijë alkool me qëllim që të bëhet alkoolist apo pijanec.

Asnjë konsumues alkooli, i cili ka filluar të pijë sa për t'u dëfryer, nuk mund të pranojë që unë kam konsumuar alkool për shumë vjet dhe e kam veten nën kontroll dhe asnjëherë nuk jam dehur, madje asnjëherë të vetme.

## *6. Nëse personi dehet vetëm një herë dhe kryen ndonjë vepër të turpshme, ajo do ta shoqërojë atë deri sa të jetë gjallë*

Të supozojmë se konsumuesi i alkoolit e humb vetëkontrollin e tij vetëm një herë. Ndërkohë që është i dehur ai kryen ndonjë dhunim apo bënë marrëdhënie me të bijën. Edhe në qoftë se për aktin e kryer ndien keqardhje njeriu normal ka mundësi që fajin e tij ta mbajë gjatë tërë jetës së tij. Që të dy palët, edhe autori i krimit edhe viktima janë të dëmtuar dhe të pakthyeshëm.

## *7. Alkooli është ndaluar edhe me hadith*

I Dërguari i fundit, Muhamedi alejhi selam ka thënë:

a. Në Sunenin e Ibni Maxhes, Vëllimi 3, Libri i Dehjes, Kapitulli 30, Hadithi numër 3371, thotë: *"Alkooli është nëna e të gjitha të këqijave."*

b. Në Sunenin e Ibni Maxhes, Vëllimi 3, Libri i Dehjes, Kapitulli 30, Hadithi numër 3392, Muhamedi alejhi selam, thotë: *"Çdo gjë që deh me shumicë, edhe pakica e saj është e ndaluar",* prandaj, nuk ka justifikim për një gotë apo gotëz.

c. Të mallkuar nga Allahu i Madhërishëm janë vetëm ata të cilët e konsumojnë alkoolin, mirëpo edhe ata të cilët në formë të drejtpërdrejtë apo tërthorazi merren me të. Sipas Sunenit të Ibni Maxhes, Vëllimi 3, Libri i Dehjes, Kapitulli 30, hadithi numër 3380, transmetohet nga Enesi, Allahu qoftë i kënaqur me të, se Muhamedi alejhi selam ka thënë: *"Më erdhi Xhibrili dhe më tha: O Muhamed, me të vërtetë Allahu i Madhërishëm e ka mallkuar alkoolin, si dhe atë i cili e shtrydh atë, atë për të cilin shtrydhet, atë i cili e pi atë, atë i cili e transporton atë, atë për të cilin transportohet, atë i cili e shet*

*atë, atë për të cilin shitet, ai i cili shërben me të dhe për atë të cilin shërbehet."*

## 8. Sëmundjet të ndërlidhura me alkoolizmin

Ekzistojnë disa arsye shkencore për ndalimin e konsumimit të alkoolit apo verës. Shifra maksimale e numrit të vdekjeve në botë të shoqëruara me ndonjë shkak të veçantë është konsumimi i alkoolit. Miliona njerëz vdesin çdo ditë në botë si rezultat i pirjes së alkoolit. Nuk kemi nevojë të futemi në të dhënat e detajizuara të të gjitha sëmundjeve të shkaktuara nga alkooli pasi shumica prej tyre janë të njohura përgjithësisht.

Më poshtë është një listë e thjeshtë e cila tregon disa prej sëmundjeve të lidhura me alkoolin:

1. Cirroza e mëlçisë është ndër sëmundjet më të njohura e ndërlidhur me alkoolizmin.
2. Sëmundje të tjera janë Kanceri i Ezofagëve, Kanceri i Kokës dhe Qafës, Kanceri i Mëlçisë, Kanceri i Zorrëve, etj.
3. Ezofagu, Gastriti, Pankreasit dhe Mahisjet e Mëlçisë janë të lidhura ngushtë me konsumimin e alkoolit.
4. Sëmundja e muskulit të zemrës, tensioni i lartë, mbyllja e venave, Angjina dhe Sulmi në Zemër janë të lidhura me konsumimin e shumtë të alkoolit.
5. Goditja (pika në tru), apopleksi (damlla), hutimet epileptike dhe llojet tjera të ndryshme të paralizës janë të lidhura me konsumimin e alkoolit.
6. Dëmtimet e nervit të Sistemit Periferik të Nervozes, devijimi ose zvogëlimi i një pjesë të trurit, humbja dhe degjenerimi i qelizave të trurit të vogël janë sindrome shumë të njohura të cilat janë si pasojë e konsumimit të alkoolit.

7. Sindroma e humbjes se vitaminës B1 që shkakton harrimin e ngjarjeve të freskëta, bisedimi dhe mbajtja në kujtesë vetëm e ngjarjeve të vjetra si dhe shumë lloje të ndryshme të paralizës të cilat shfaqen kryesisht për shkak të mungesës se vitaminës B1 janë si rezultat i përdorimit të tepërt të alkoolit.
8. Mungesa e vitaminës B1 në tërë trupin dhe defektet tjera nuk janë të rralla tek alkoolikët. Edhe mungesa e vitaminës B3 (e njohur si Pelagra) ndodh tek alkoolikët.
9. Dridhja apo frikësimi dhe trishtimi është një komplikim serioz që mund të ndodhë gjatë infeksioneve të shpeshta ose pas përdorimit të gjatë të alkoolit. Kjo ndodh gjithashtu në rast të abstenimit si shenjë për efektin e tërheqjes-largimit nga alkooli. Është mjaft serioz dhe mund të shkaktojë edhe vdekjen e pacientit në qoftë se nuk trajtohet në qendra të pajisura mirë.
10. Çrregullime të shumta të endokrines janë të lidhura me alkoolizmin duke filluar nga rrjepja e lëkurës deri të tharja dhe rënia e saj dhe skuqja e gjëndrave.
11. Efektet e sëmundjeve të gjakut (Hematologji) janë të gjata dhe të llojllojshme. Sidoqoftë mungesa e acidit folik është manifestimi më i shpeshtë i abuzimit alkoolik që rezulton në Anemi makrocitike. Sindroma Zeive është një treshe që përbehet nga Anemia hemolitike (mungesë e rruazave të gjakut në vena), Verdhëza dhe Hyperlipidemia (depërtimi i yndyrës në gjak) që shkaktohet nga përdorimi i shumtë i alkoolit.
12. Mungesa e Trombociteve dhe anomalitë tjera të trombociteve nuk janë të rralla tek alkoolikët.
13. Përdorimi i zakonshëm i tabletave Metronidazole (flagyl) (si antibiotik kundër infeksioneve) ndikon shumë keq kur përdorën me alkoolin.
14. Infeksioni periodik është shumë i zakonshme tek alkoolikët kronik. Rezistenca ndaj sëmundjeve dhe sistemi

imunologjik i mbrojtjes komprometohen nga konsumimi i alkoolit.

15. Infeksionet e kraharorit janë shumë të njohura tek alkoolikët. Pneumonia (ftohja), qelbi në mushkëri, emfizema (ngushtimi i frymëmarrjes) dhe Tuberkulozi pulmonar janë shumë të zakonshme tek alkoolikët.
16. Gjatë dehjes së madhe alkoolike, zakonisht personi i dehur vjellë, reflekset e kollitjes mbrojtëse janë të paralizuara. Vjellja kështu kalon lehtë në mushkëri duke shkaktuar Pneumoni (ftohje) ose qelbje të mushkërive. Herë pas here ajo madje mund të shkaktojnë ngulfatje dhe vdekje.
17. Efektet e këqija të konsumimit të alkoolit të gratë meritojnë të përmenden me theks të veçantë. Femrat janë më të ndjeshme nga cerozat e lidhura me alkoolin sesa meshkujt. Konsumimi i alkoolit gjatë shtatzënisë, ka një efekt të madh dëmtues ndaj fetusit. Sindroma Alkoolike e fetusit është duke u njohur gjithnjë e më shumë në mjekësi.
18. Sëmundjet e lëkurës janë gjithashtu të lidhura me alkoolin.
19. Ekzema, Alipesia (Alopecia), Distrofi i Thonjve, Paronychia (infektimet përreth thonjve). Kockat e dala në fytyrë (Angular Stomatitis), pezmatimet përreth gojës, të gjitha këto janë sëmundje të shpeshta në mesin e alkoolistëve.

## *9. Alkoolizmi është 'sëmundje'*

Mjekët tashmë janë bërë liberal dhe kur bëhet fjalë për alkoolin dhe alkoolizmin e quajnë më shumë si sëmundje sesa një varësi, që njeriu nuk mund të jetojë pa të. Qendra për Hulumtime Islame "The Islamic Research Foundation" ka publikuar një broshurë, në të cilën shkruan: Nëse alkooli është një sëmundje, atëherë ajo është sëmundja e vetme që:

- Shitet në shishe
- Reklamohet në gazeta, revista, në radio dhe televizione
- Ekzistojnë mini-dyqane, tregje të licencuara për ta shpërndarë/shitur atë
- Prodhon burime të hyrash për qeverinë
- Sjell vdekje të dhunshme në autostrada
- Shkatërron jetën e familjes dhe rritje të krimeve
- Nuk ka mikrobe, e as virus.

## *10. Alkoolizmi nuk është sëmundje - ajo është vepër dhe prodhim i shejtanit*

Allahu i Madhërishëm, në librin e Tij na e ka tërhequr vërejtjen kundër këtij kurthi djallëzor. Islami quhet "Din-ul-Fitrah", apo fe e natyrshmërisë së njeriut.

Të gjithë urdhrat kuranor kanë si qëllim ruajtjen e pozitës së natyrshmërisë së njeriut. Alkooli është një devijim dhe shmangie nga kjo gjendje normale, si për individin ashtu edhe për shoqërinë. Alkooli e degradon njeriun në një nivel më të ulët sesa kafshët, kurse njeriu pretendon të jetë më superior. Si rrjedhojë, konsumimi i alkoolit është i ndaluar në Islam.[36]

---

[36] Sipas disa shkencëtarëve amerikanë pran Universitetit të Bostonit kanë arrit të konstatojnë se pirja e alkoolit lidhet ngushtë me zvogëlimin e vëllimit të trurit. Këto të dhëna i publikoi revista; "Archives of Neurology", të bazuara në studimin e 1839 personave të shëndoshë, me moshë mesatare 61 vjeç. Me këtë rast, është parë se konsumimi i alkoolit ka lidhje proporcionale me zvogëlimin e vëllimit të trurit. Sipas këtij studimi, ata të cilët asnjëherë nuk kanë pirë alkool, posedojnë tru më të madh sesa ata që janë marrë me konsumim të tij. (*shën. i përkth*).

# XIII. BARAZIA E DËSHMITARËVE

***Pyetje:*** *Përse dy dëshmitarë të gjinisë femërore janë të barasvlershëm vetëm me një dëshmitar të gjinisë mashkullore?*

## *1. Dy femra dëshmitare nuk janë gjithmonë të barabartë me një dëshmitar mashkull*

Ekzistojnë vetëm tri ajete kuranore, të cilat flasin për dëshmitarët, duke mos e specifikuar mashkullin apo femrën.

a) Në suren Maide, ajeti 106, Kurani Famëlartë thotë:

*"O besimtarë! Kur t'ju afrohet vdekja, me rastin e lënies së testamentit, le të dëshmojnë dy të ndershëm prej jush ose dy të tjerë që nuk janë prej jush, nëse fatkeqësia e vdekjes ju zë kur jeni duke udhëtuar nëpër botë. Mbajini ata pas namazit dhe, nëse dyshoni në ndershmërinë e tyre, le të betohen në Allahun (duke thënë): "Ne nuk do ta shesim betimin me asnjë çmim edhe nëse është fjala për çdo të afërm dhe dëshminë që na urdhëron Allahu nuk do ta fshehim, sepse, atëherë do të ishim vërtet keqbërës."*

b) Dy persona të njohur për drejtësi në rast të shkurorëzimit

*"...Merrni dy dëshmitarë të ndershëm prej jush dhe jepni dëshminë tuaj para Allahut! Kjo është këshillë për ata që i besojnë Allahut dhe Ditës së Fundit. Atij që i frikësohet Allahut, Ai do t'i gjejë rrugëdalje (nga çdo vështirësi)."*[37]

c) Kërkohen katër dëshmitarë në rastet kur gruaja akuzohet për imoralitet

[37] Talak, 2.

> *"Ata që i akuzojnë gratë e ndershme (për imoralitet), e pastaj nuk sjellin katër dëshmitarë, t'i rrihni me tetëdhjetë goditje dhe të mos ua pranoni më kurrë dëshminë; sepse këta janë njerëz ngatërrestarë."*[38]

## *2. Dy dëshmitare femra janë të barabarta me një mashkull vetëm në transaksione financiare*

Nuk është e vërtetë që dy dëshmitare gra të konsiderohen gjithmonë të barabarta me një dëshmitar mashkull. Kjo është e vërtetë vetëm në disa raste. Në Kuranin Famëlartë gjenden pesë ajete kuranore, në të cilat janë përmendur dëshmitarët pa veçuar dhe cilësuar gjininë e tyre nëse është fjala për meshkuj apo femra. Nuk ka dyshim se në Kuran hasim vetëm në një ajet kuranor, i cili thotë se dy dëshmitare gra janë të barabarta me një dëshmitar mashkull. Fjala është për ajetin e sures Bekare, ajeti 282. Ky në fakt është edhe ajeti më i gjatë në Kuran, i cili flet për transaksionet monetare. Allahu xh.sh., thotë:

> *"O besimtarë! Shkruajeni huan që ia jepni njëri-tjetrit për një afat të caktuar. Le ta shënojë atë me drejtësi një shkrues ndërmjet jush; asnjë shkrues të mos ngurrojë që ta shënojë ashtu siç e ka mësuar Allahu. Ai le të shënojë, kurse borxhliu të diktojë dhe t'i frikësohet Allahut, Zotit të vet, duke mos lënë mangët asgjë nga borxhi! Nëse borxhliu është mendjelehtë ose i mitur, ose nuk është në gjendje të diktojë, atëherë le të diktojë saktësisht kujdestari i tij. Thirrni dy dëshmitarë prej njerëzve tuaj e, nëse nuk gjeni dy dëshmitarë burra, atëherë thirrni për dëshmitarë një burrë dhe dy gra, nga ata që i quani të përshtatshëm; në mënyrë që, nëse njëra grua harron, t'ia kujtojë tjetra..."*[39]

---

[38] Nur, 4.
[39] Bekare, 282.

Ky varg kuranor, merret vetëm me transaksionet financiare. Në të tilla raste është mirë dhe e këshilluar që të dyja palët të shkruajnë një marrëveshje me shkrim dhe të merren dy dëshmitarë dhe që të dy preferohet të jenë vetëm burra. Në rast se nuk mund të gjeni dy dëshmitarë burra, atëherë, si dëshmitarë një burrë dhe dy gra do të mjaftojnë. Për shembull, supozojmë se një person do t'i nënshtrohet një operacioni për një sëmundje të veçantë. Për ta konfirmuar trajtimin mjekësor ai do të preferonte të merrte referenca nga dy kirurgë të kualifikuar. Në rast të pamundësisë së gjetjes së dy kirurgëve, alternative e tij e dytë do të ishte një kirurg dhe dy mjekë të përgjithshëm, të cilët janë plotësisht doktorë të Mjekësisë së Përgjithshme.

Në këtë formë të ngjashme, në transaksionet financiare preferohen të jenë dy burra. Feja islame pret që burri të jetë shtyllë për familjen e tij. Duke filluar nga përgjegjësia financiare e cila është përgjegjësi dhe vihet mbi supet e burrit. Nga burrat pritet të jenë të përgatitur mirë në transaksionet monetare, në krahasim me gruan. Si alternativë e dytë, dëshmitarë mund të jetë një burrë dhe dy gra kështu që nëse njëra prej tyre gabon atëherë tjetra do t'ia përmirësojë gabimin duke ia kujtuar asaj. Fjala arabe e përdorur në Kuran, është 'Tedile', që do të thotë 'i hutuar' ose 'ngatërron dhe gabon'. Shumë njerëz këtë fjalë e kanë përkthyer gabimisht duke i dhënë kuptimin 'për të harruar'. Mu për këtë qëllim, transaksionet financiare përbëjnë rastin e vetëm, në të cilin dy dëshmitare femra janë të barabartë me një dëshmitar mashkull.

## *3. Dy dëshmitare femra janë të barabartë me një dëshmitar mashkull edhe në rastin e vrasjeve*

Sido që të jetë, disa dijetarë janë të mendimit se qëndrimi i gjinisë femërore mund të ketë gjithashtu një efekt mbi

dëshmitarin në rastin e vrasjeve. Në të tilla rrethana, gruaja është më e tmerruar sesa një burrë. Për shkak të gjendjes së saj emocionale ajo mund edhe të hutohet. Prandaj, sipas disa juristëve edhe në rastin e vrasjeve dhe krimeve të ndryshme dy femra dëshmitare janë ekuivalent me një dëshmitar mashkull. Në të gjitha rastet e tjera një dëshmitar femër është i barabartë me një dëshmitar mashkull.

## *4. Kurani në mënyrë të qartë tregon se një dëshmitare femër është e barabartë me një dëshmitar mashkull*

Ka disa dijetarë, të cilët janë të mendimit se rregulli i dy dëshmitarëve femra të jetë i barabartë me një dëshmitar mashkull, duhet doemos të aplikohet në të gjitha rastet, mirëpo kjo nuk mund të merret si bazë dhe as nuk mund të pajtohemi me këtë mendim, pasi një ajet i veçantë kuranor, nga sureja Nur, ajeti 6, në mënyrë të qartë e barazon një dëshmitar femër me një dëshmitar mashkull:

> *"Nëse një burrë e akuzon gruan e tij pa pasur dëshmitarë të tjerë përveç vetes, ai duhet të betohet në Allahun katër herë, se thotë të vërtetën."*[40]

## *5. Dëshmia e vetme e Aishes (Allahu qoftë i kënaqur me të) është e mjaftueshme për pranimin e një hadithi*

Gruaja e të dërguarit të fundit, Muhamedit alejhi selam, Aisheja (Allahu qoftë i kënaqur me të) ka transmetuar jo më pak se 2220 hadithe, të cilat janë të kategorisë së vërtetë, pra këto hadithe konsiderohen autentike vetëm në provat e saj të vetme, të transmetuara nga ajo personalisht. Ky është

[40] Nur, 6.

një argument i mjaftueshëm që tregon se dëshmia e një gruaje të vetme mund gjithashtu të pranohet. Shumë juristë janë të pajtimit se shikimi i hënës së re pranohet madje edhe nga një dëshmitare femër, dëshmia e së cilës është e mjaftueshme. Imagjinoni, dëshmia e një gruaje është e mjaftueshme për një kusht të Islamit, respektivisht për Ramazanin, dhe mbarë komuniteti musliman, nga të dy gjinitë, meshkuj dhe femra, pajtohen dhe pranojnë dëshminë e saj! Disa juristë muslimanë thonë se në fillim të Ramazanit nevojitet një dëshmitar/e, kurse në fund të Ramazanit, nevojiten dy dëshmitarë, dhe nuk ka asnjë ndryshim pa marrë parasysh nëse dëshmitarët janë burra apo gra.

## *6. Në disa raste preferohen vetëm dëshmitarë femra*

Disa incidente kërkojnë vetëm dëshmitarë femra dhe se dëshmia e mashkullit nuk mund të pranohet në të tilla rrethana. Për shembull, në trajtimin e problemeve të grave, gjatë pastrimit të të vdekurës, d.m.th. dhënia gusul gruas, në këtë rast dëshmitar duhet të jetë një grua. Pabarazia e dëshmitarëve burrë dhe grua në transaksionet financiare nuk është gjoja për shkak të pabarazisë së gjinive në islam. Kjo është vetëm për shkak të natyrave të ndryshme dhe rolit të burrit dhe gruas në shoqëri siç parashihet nga Islami.

# XIV. TRASHËGIMIA

***Pyetje:*** *Përse në sheriatin islam ndarja e pasurisë së trashëguar është vetëm sa gjysma e pjesës - hises së mashkullit?*

## *1. Trashëgimia në dritën e Kuranit*

Kurani Famëlartë përmban udhëzime specifike dhe mjaft të hollësishme në lidhje me ndarjen e pasurisë së trashëguar, në mesin e përfituesve të drejtë.

Ajetet kuranore, të cilat përmbajnë udhëzime rreth trashëgimisë, janë si më poshtë:

* Sure El-Bekare, kapitulli i dytë, ajeti 180
* Sure El-Bekare, kapitulli dytë, ajeti 240
* Sure En-Nisa, kapitulli i katërt, ajeti 7-9
* Sure En-Nisa, kapitulli i katërt, ajeti 19
* Sure En-Nisa, kapitulli i katërt, ajeti 33 dhe
* Sure El-Maide, kapitulli i pestë, ajeti 106-108

## *2. Hisja e veçantë e trashëgimisë për të afërmit*

Në Kuranin famëmadh, gjenden tri ajete, të cilat gjerësisht përshkruajnë ndarjen e trashëgimisë e të afërmve. Kaptina Nisah, ajeti 11, 12 dhe 176. Përkthimi i tyre është si vijon;

> *"Allahu ju urdhëron për trashëgiminë tuaj: mashkullit i takon sa pjesa e dy femrave; nëse trashëgimtarë janë dy e më tepër femra, atyre u takojnë dy të tretat nga trashëgimia; nëse është një femër - i takon gjysma e pasurisë; e për secilin prind të të vdekurit - u përket një e gjashta nga pasuria e trashëguar,*

*nëse i vdekuri ka lënë fëmijë, e nëse nuk ka fëmijë, e trashëgojnë prindërit dhe nënës i bie një e treta; nëse i vdekuri ka vëllezër, nënës së tij i bie një e gjashta, pas kryerjes së testamentit të lënë dhe larjes së borxhit. Ju nuk e dini se cili është më i afërt për ju nga dobia: prindërit tuaj apo fëmijët tuaj. Ky caktim është nga ana e Allahut. Pa dyshim Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë."*[41]

*"Juve ju takon gjysma e pasurisë nga ajo që kanë lënë bashkëshortet tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë. Por, nëse kanë fëmijë, ju takon një e katërta e asaj që kanë lënë ato, pasi të kryhet testamenti e të lahet borxhi. Në qoftë se nuk keni fëmijë, atyre (grave) u takon një e katërta e pasurisë që keni lënë e, nëse keni fëmijë, atyre u takon një e teta nga ajo që keni lënë, pasi të kryhet testamenti e të lahet borxhi. Nëse i vdekuri, qoftë burrë ose grua, është pa prindër dhe fëmijë, por ka vëlla ose motër (prej nënës), atëherë secilit prej tyre u takon një e gjashta, e nëse ka më shumë nga ata, atëherë marrin pjesë bashkërisht në një të tretën e pasurisë, pasi të kryhet testamenti e të lahet borxhi, duke mos e dëmtuar askënd. Kjo është porosia e Allahut! Allahu është i Gjithëdijshëm dhe shumë Durues."*[42]

*"Ata kërkojnë nga ti (Muhamed) gjykim (për dikë që vdes pa pasur trashëgimtarë). Thuaju: "Allahu ju udhëzon juve për një njeri të tillë. Nëse një burrë vdes pa pasur fëmijë (dhe prindër), ndërkohë që ka një motër, atëherë asaj i takon gjysma e trashëgimisë. Në qoftë se një grua vdes pa pasur fëmijë (dhe prindër), atëherë vëllai i saj është i vetmi që do ta trashëgojë. Në qoftë se një burrë pa fëmijë (dhe prindër) ka dy motra, atëherë ato do të trashëgojnë dy të tretat e pasurisë; por, nëse ai ka edhe vëllezër edhe motra, atëherë mashkullit i takon trashëgim sa pjesa e dy femrave. Kështu Allahu ju sqaron juve, në*

[41] Nisa, 11.
[42] Nisa, 12.

*mënyrë që të mos humbisni. Allahu është i Dijshëm për çdo gjë.'*[43]

## *3. Në disa raste femrat trashëgojnë ngjashëm ose më shumë se sa mashkulli*

Në të shumtën e rasteve, femra trashëgon gjysmën e asaj që trashëgon homologu i saj mashkull. Sido që të jetë, kjo nuk ndodhë për çdo herë. Në rast se i vdekuri nuk ka lënë asnjë mbizotërues apo pasardhës, mirëpo ka lënë vëllanë dhe motrën nga mitra, atëherë secili prej atyre dyve trashëgon një të gjashtën.

Nëse i vdekuri ka lënë fëmijë pas vetes, të dy prindërve të tij; nënës dhe babait u takon hisja e barabartë dhe secili prej tyre trashëgojnë një të gjashtën.

Në disa raste, një grua mund të trashëgoj një pjesë (hise) të dyfishtë në krahasim me atë të mashkullit. Nëse i vdekuri është grua dhe e cila nuk ka lënë asnjë fëmijë pas vete, vëllezër ose motra, por vetëm burrin, nënën ose babanë, atëherë, burri trashëgon gjysmën e pasurisë, përderisa nëna trashëgon një të tretën, kurse babai një të gjashtën e mbetur. Në këtë rast të veçantë, nëna trashëgon një hise, e cila është dyfishi i shifrës së babait.[44]

---

[43] Nisa, 176.

[44] Kur flasim për ndarjen e trashëgimisë, shpeshherë dëgjojmë dhe jemi dëshmitarë të asaj se gratë, të cilat marrin hisen e tyre pjesën që u takon të shikohen me një sy të ulët. Nuk është poshtërim për femrën që merr për trashëgim një pjesë të pasurisë kurse mashkulli dy pjesë, sepse pasuria është për ekzistencë. Mashkulli, me këtë trashëgimi, duhet të mbajë veten dhe gruan. Ndërkaq, gruaja e ka jetesën të siguruar ose nga ana e burrit, ose nga ana e kujdestarit të saj, ndërsa trashëgimia që merr nga babai, është vetëm për krenari e jo për nevojë (*shën. i përk*).

## *4. Femrat zakonisht trashëgojnë gjysmën e hises në krahasim me mashkullin, i cili trashëgon dy hise.*

Është e vërtetë se si rregull i përgjithshëm, në të shumtën e rasteve, femra trashëgon sa gjysma e asaj që trashëgon mashkulli. Për shembull, rastet në vijimi:

1. Vajza trashëgon gjysmën e asaj që trashëgon djali, d.m.th djali trashëgon dy hise, vajza një hise.
2. Gruaja trashëgon 1/8 dhe burri ¼, po që se i vdekuri nuk ka fëmijë.
3. Gruaja trashëgon ¼ dhe burri 1/2 nëse i vdekuri nuk ka lënë fëmijë.
4. Nëse i vdekuri nuk ka përgjegjës ose pasardhës, në këtë rast motra trashëgon një pjesë sa gjysma e hises se vëllait.

## *5. Mashkulli trashëgon dy herë më shumë se sa femra, për shkak se ai bartë përgjegjësinë financiare të familjes*

Në Islam, gruaja nuk ka asnjë obligim financiar dhe përgjegjësia ekonomike qëndron mbi supet e mashkullit (fillimisht mbi supet e prindit e më pas mbi supet e burrit). Para se vajza të jetë martuar, është përgjegjësi e prindit ose e vëllait që të kujdeset për vendbanimin e saj, shkollimin, veshmbathjen, si dhe për përmbushjen e kërkesave të tjera financiare që i duhen një femre (vajze).

Pasi të jetë martuar, përgjegjësia kalon mbi burrin dhe më pastaj mbi të birin.

Islami njeriun e mbanë përgjegjës financiar për t'i përmbushur nevojat e familjes së tij. Në mënyrë që mashkulli të jetë i aftë dhe në gjendje t'i përmbush nevojat e familjes, ai nga trashëgimia merr dy hise.

Për shembull, nëse një burrë vdes dhe për fëmijët e tij ka lënë njëqind e pesëdhjetë mijë dollar, respektivisht, pas vete ka lënë një djalë dhe një vajzë, djali do të trashëgoj njëqind mijë dollar kurse vajza vetëm pesëdhjetë mijë.

Nga njëqind mijë dollar, të cilat do t'i trashëgoj i biri si detyrë karshi familjes së tij atij do t'i nevojiten për nevojat e familjes pothuajse e tërë shuma që ka marrë nga hisja e babait, apo thënë më mirë, afro tetëdhjetë mijë dhe kështu që në fund atij do t'i mbesin për nevojat e tij, vetëm njëzet mijë dollar nga trashëgimia e ndarë.

Nga ana tjetër, vajza, e cila ka trashëguar pesëdhjetë mijë dollar, ajo fare nuk është e detyruar të shpenzoj asnjë cent për ndonjërin nga anëtarët e familjes. Ajo mund që atë shumë që ka pranuar nga trashëgimia t'i mbaj për nevojat e veta.

Tashmë, a do të dëshironit t'i trashëgonit njëqind mijë dollar dhe t'i shpenzonit tetëdhjetë mijë, apo t'i trashëgonit pesëdhjetë mijë dhe e tërë shuma të mbetet tek ju?

# XV. JETA E AMSHUESHME - JETA PAS VDEKJES

***Pyetje:*** *Si mund të dëshmoni ekzistencën e botës së amshuar, d.m.th. të jetës pas vdekjes?*

## *1. Besimi në botën e përtejme (ahiretin) nuk bazohet në besim të verbër*

Shumë njerëz çuditen se si një person me përgatitje shkencore dhe logjike mund të ketë besim në botën e përtejme dhe jetën pas vdekjes. Njerëzit konsiderojnë se secili person që beson në botën tjetër beson duke u bazuar në besim të verbër. Besimi im në botën e përtejme (amshueshme) bazohet në argumente logjike.

## *2. Bota e amshueshme –besim logjik*

Ekzistojnë më shumë se një mijë ajete në Kuranin famëlartë që përmbajnë fakte shkencore (shih librin tim "Kurani dhe Shkenca Moderne-Pajtohen apo Nuk Pajtohen). Shumë fakte të përmendura në Kuranin famëlartë u zbuluan vetëm gjatë shekujve të fundit. Por shkenca nuk ka arritur deri në atë nivel sa që të vërtetoj çdo thënie të Kuranit famëlartë. Le të supozojmë se 80% e asaj që ka përmendur Kurani është vërtetuar shkencërisht si 100% e saktë. Shkenca nuk ka dhënë asnjë konstatim të prerë lidhur me 20% e mbetur të asaj që ka cekur Kurani pasi që shkenca nuk ka arritur në atë nivel sa të mund ta argumentoj apo ta hedh poshtë ndonjë prej këtyre konstatimeve që i ka përmendur Kurani. Prandaj me një njohuri të tillë të kufizuar ne nuk

mund të pretendojmë madje as 1% qoftë edhe për një konstatim të vetëm të Kuranit nga 20% i mbetur se mund të jetë i gabuar. Kështu kur 80% e Kuranit është vërtetuar si 100% e saktë kurse 20%-shi i mbetur i tij nuk mund të demantohet shkencërisht, atëherë logjika na bënë të kuptojmë se edhe ky 20%-sh i mbetur është i saktë 100%. Ndaj ekzistimi i botës së përtejme, e cila është përmendur në Kuran, mund të konsiderohet brenda këtij 20% të Kuranit që shkenca nuk ka mundur ta vërtetoj por as ta demantoj, andaj logjika ime si musliman thotë se kjo botë ekziston dhe se ky 20% është i saktë.

### *3. Koncepti i paqës dhe vlerave njerëzore është i pavlefshëm pa konceptin e besimit në botën e amshueshme*

A është vjedhja një vepër e mirë apo e keqe? Njeriu normal i orientuar drejtë do të thoshte se vjedhja është e keqe. Andaj një person i cili nuk beson botën e përtejme (amshueshme) si do të mund ta bindte vallë një kriminel të fuqishëm dhe me ndikim në shoqëri se vjedhja është e keqe. Le të supozojmë se unë (fjala është për autorin) jam krimineli më i fuqishëm dhe më me ndikim në botë, në të njëjtën kohë unë jam person intelektual dhe logjik; atëherë unë do të mendoja se vjedhja është e mirë pasi që përmes vjedhjes unë arrij të kem një jetë mjaft luksoze. Kështu pra, për mua në këtë rast vjedhja është e mirë dhe nëse ndokush provon të sjellë madje qoftë edhe vetëm një fakt të vetëm se vjedhja është e keqe për mua, unë do ta ndaloja atë menjëherë. Njerëzit zakonisht përdorin argumentet në vijim për të argumentuar se vjedhja është e keqe:

### *a. Personit të cilit i është vjedhur pasuria, do të përballet me shumë vështirësi*

Disa njerëz mund të thonë se njeriut të cilit i është grabitur pasuria, do të has në shumë vështirësi. Sigurisht se edhe unë pajtohem me atë se është shumë keq kur dikujt i është grabitur pasuria. Mirëpo, për mua kjo është një gjë shumë mirë, nëse unë plaçkit njëmijë dollar, unë mund të kënaqem duke ngrënë shujta të mira në një restorant me pesë yje.

### *b. Ndokush mund t'ju plaçkit juve*

Disa njerëz thonë se një ditë edhe unë mund të plaçkitem. Mua askush nuk mundet të me plaçkit, për shkak se jam kriminal i fuqishëm dhe kam qindra roje personale. Unë jam në gjendje të plaçkit kënd te dua, por mua nuk mundet të me plaçkit askush. Për një njeri të rëndomtë vjedhja apo hajnia është një profesion jashtëzakonisht i rrezikshëm mirëpo për një njeri me ndikim të madh, sikur unë në këtë rast, nuk është aspak i rrezikshëm

### *c. Policia mund t'ju arrestoj*

Disa mund të thonë, po që se vjedh ju mund të arrestoheni. Policia nuk mund të me arrestoj mua për arsye se ata i kam në listën e pagave, gjithashtu në listën e pagave i kam edhe ministrat. Unë pajtohem me atë se nëse një njeri i rëndomtë do të grabiste (vidhte) ai automatikisht do të arrestohej dhe kjo do të ishte shumë keq për të, mirëpo unë jam një kriminel i fuqishëm dhe jashtëzakonisht me ndikim të madh. Me sjell një arsye të logjikshme se përse është keq për mua të vjedh dhe unë menjëherë do ta braktis këtë zanat (vjedhjen)

### d. Është para e marrë lehtë

Disa njerëz mund të thonë se vjedhja është para e fituar lehtë dhe jo e fituar me vështirësi. Unë plotësisht pajtohem se kjo është para e fituar lehtë dhe kjo është njëra ndër arsyet kryesore që më ka shtyrë të vjedh. Nëse një njëri posedon zgjedhjen e fitimit të parave në formën e lehtë në vend se të fitoj në formën e vështirë, atëherë secili njeri logjik, do të zgjidhte formën e lehtë të fitimit, respektivisht; vjedhjen-grabitjen.

### e. Është kundër njerëzimit

Disa mund të thonë se kjo vepër është kundër njerëzimit dhe se njeriu duhet të kujdesët për qeniet tjera njerëzore. Unë jam kundër kësaj dhe pyes se kush e shkroi këtë ligj të quajtur `njerëzimi` dhe përse duhet ta pasoj atë?

Ky ligj mund të jetë i mirë dhe i përshtatshëm për njerëz emocional dhe të ndjeshëm – sentimental, mirëpo unë jam njeri logjik dhe nuk shoh asnjë dobi për t'u kujdesur për qeniet tjera njerëzore.

### f. Është një vepër egoiste

Disa mund të thonë se të grabitësh d.m.th të qenit egoist. Është më të vërtetë një akt egoist; mirëpo përse të mos bëhem egoist? Kjo me ndihmon mua që ta gëzoj jetën.

## 4. Asnjë arsye/fakt logjik se vjedhja (grabitja) është veprim i keq

Së këndejmi të gjitha faktet për të argumentuar se vjedhja është veprim i keq janë të kota. Këto fakte mund ta bindin një njeri të rëndomtë por jo një kriminel të fuqishëm sikurse unë. Asnjëri prej fakteve nuk mund të mbrohet me

forcën e arsyes apo logjikës. Pra, nuk është për çudi pse ekzistojnë shumë kriminelë në këtë botë. Po ashtu dhunimet, mashtrimet, keqpërdorimet etj mund arsyetohen si veprime të mira nga një person sikurse unë, dhe nuk ekziston asnjë fakt logjik që mund të me bind se këto gjëra janë të këqija.

## *5. Muslimani mund ta bind një kriminel të fuqishëm dhe më ndikim*

Tani le t'i ndryshojmë anët e peshojës. Le të supozojmë se ju jeni krimineli më i fuqishëm dhe me më së shumti ndikim në botë, i cili në listën e atyre që i paguan ka policë dhe ministra. Ju keni madje edhe vrasës/bandë që ju mbrojnë. Unë jam musliman që vjen për t'ju bind juve se vjedhja, dhunimi, mashtrimi etj janë veprime të liga.

Nëse unë përmend të njëjtat fakte që u cekën më herët për të argumentuar se vjedhja është e keqe, krimineli do të përgjigjej me të njëjtën përgjigje të cilën e dha më herët. Ndaj unë pajtohem se krimineli është i logjikshëm dhe faktet e tij janë të vërteta vetëm kur ai është i fuqishëm dhe ka ndikim.

## *6. Çdo qenie njerëzore dëshiron drejtësi*

Secili njeri pa dallim dëshiron drejtësi. Madje edhe nëse personi i tillë nuk dëshiron drejtësi për të tjerët ai dëshiron drejtësi për vetën e tij. Disa njerëz janë të trullosur nga forca dhe ndikimi/influenca dhe shkaktimi i lëndimeve dhe vuajtjeve ndaj tjerëve. Të njëjtit njerëz në anën tjetër refuzojnë me çdo kusht nëse ndonjë padrejtësi u bëhet atyre. Arsyeja pse ky lloj i njerëzve janë të pandjenja ndaj vuajtjeve të të tjerëve është se ata vet adhurojnë fuqinë dhe influencën/ndikimin. Fuqia dhe ndikimi, sipas tyre, jo vetëm që u jep mundësi atyre tu bëjnë padrejtësi të tjerëve por

fuqia dhe ndikimi gjithashtu i mbron ata që atyre të mos u bëhen të njëjtat padrejtësi nga të tjerët.

## *7. Zoti është më i fuqishmi dhe më i drejti*

Si musliman që jam, do ta bindja kriminelin rreth ekzistimit të Allahut të Madhërishëm (shih Përgjigjet që Argumentojnë Ekzistencën e Zotit). Ky Zot është shumë më i fuqishëm se sa ju dhe njëkohësisht Ai është më i drejti. Kurani Famëmadh thotë:

> *"Me të vërtetë, Allahu nuk e dëmton asnjë njeri as sa një grimë, por, nëse (dikush) bën mirësi, Allahu ia shumëfishon atë dhe i jep shpërblim të madh."*[45]

## *8. Përse Zoti nuk më ndëshkon mua?*

Krimineli, si një person logjik dhe shkencor, pasi që ti prezantohen fakte shkencore nga Kurani pajtohet se Zoti ekziston. Ai mund të diskutoj se pse Zoti, nëse qenka kaq i Fuqishëm dhe i Drejtë, nuk po e dënon atë (kriminelin).

## *9. Njerëzit që bëjnë padrejtësi duhet të dënohen*

Secili person që ka përjetuar një padrejtësi, pavarësisht financiare apo sociale, pa dyshim dëshiron që kryesi i padrejtësisë të dënohet. Çdo person normal dëshiron që hajnit apo dhunuesit ti jepet mësim. Edhe pse një numër i madh i kriminelëve dënohet megjithatë disa prej tyre shpëtojnë, bëjnë jetë luksoze madje kanë edhe jetë të qetë. Nëse padrejtësia i bëhet një personi të fuqishëm dhe më ndikim nga një person më i fuqishëm dhe më me ndikim se ai, ky i fundit dëshiron që kryesi i padrejtësisë të nxirret para drejtësisë dhe të dënohet.

[45] Nisa, 40.

## *10. Kjo botë është një test për botën e amshueshme*

Jeta në këtë botë është një provim për botën e fundit (Ahiretin). Allahu i Gjithëdijshëm në librin e Tij, thotë:

> *"Ai e ka krijuar jetën dhe vdekjen, për t'ju provuar se kush prej jush do të veprojë më mirë; Ai është i Plotfuqishmi dhe Falësi i madh."*[46]

## *11. Drejtësia e fundit në Ditën e Llogarisë*

Në Kuranin Famëlartë shkruan:

> *"Çdo shpirt do ta shijojë vdekjen. Shpërblimet do t'u plotësohen vetëm në Ditën e Kiametit; kushdo që shpëton nga zjarri i Xhehenemit dhe hyn në Xhenet, ai ka fituar (gjithçka që mund të dëshirohet). Ndërsa jeta e kësaj bote është vetëm kënaqësi mashtruese."*[47]

Drejtësia e fundit do të plotësohet në Ditën e Llogarisë. Kur njeriu të ketë ndërruar jetë, ai do të ringjallet në Ditën e Gjykimit së bashku me të gjithë njerëzit e tjerë. Është e mundshme që njeriu një pjesë të ndëshkimit të tij ta pranojë në këtë botë, gjersa është gjallë. Ndërsa sa i përket shpërblimit dhe ndëshkimit final, ato do të jepen vetëm në jetën pas vdekjes. Allahu i Gjithëmëshirshëm mund që të mos e zbresë ndëshkimin mbi grabitësin, hajdutin apo përdhunuesin gjatë jetës së tij në këtë botë, mirëpo ai pa fije dyshimi do të mbajë përgjegjësi për atë që ka bërë ditën kur do të jepet llogaria, atëherë kur do të marrë dënimin e merituar, në ditën e fundit, përkatësisht në jetën pas vdekjes.

---

[46] Mulk, 2.
[47] Ali Imran, 185.

## *12. Çfarë ndëshkimi mund t'i japë Hitlerit ligji njerëzor?*

Hitleri gjatë pushtetit të tij të egër, kishte djegur gjashtë milion çifutë.

Edhe nëse do ta kishte arrestuar policia, çfarë ndëshkimi do t'i jepej Hitlerit, në mënyrë që drejtësia të triumfonte? Gjithçka që do të kishin mundësi të vepronin do të ishte dërgimi i tij në dhomën e gazit. Mirëpo kjo masë e ndëshkimit është ekuivalent vetëm me vrasjen e një çifuti. Çfarë të themi për numrin e mbetur, më saktë për pesë milion e nëntëqind e nëntëdhjetë mijë e nëntëqind e nëntëdhjetë e nëntë çifutë?

## *13. Allahu i Madhërishëm, Hitlerin mund ta djegë në xhehenem më shumë se gjashtë milion herë*

Allahu Lavdiplotë në Librin e Tij Famëlartë thotë:

> *"Ata që s'besojnë në shenjat Tona, Ne padyshim, do t'i djegim në zjarr. Sapo atyre t'u digjet lëkura, Ne do t'ua ndërrojmë atë me lëkurë tjetër, për të përjetuar dënimin. Me të vërtetë, Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë."*[48]

Nëse dëshiron Allahu xh.sh., në botën tjetër, ai ka mundësi që Hitlerin ta shkrumbojë me zjarr gjashtë milion herë.

## *14. Nuk kanë kuptim vlerat njerëzore, ose të mirat dhe të këqijat, pa pasur koncept rreth botës së amshueshme*

Është më se e qartë se mosbindja e individit rreth botës së amshueshme, më saktë jetës pas vdekjes, humb kuptimin apo konceptin e vlerave njerëzore, e mirat ose natyra e

[48] Nisa, 56.

veprimeve të këqija është e pamundshme që të vërtetohet të ndonjë individ, i cili është duke bërë padrejtësi, veçanërisht kur personi në fjalë është një njeri me ndikim të madh dhe i fuqishëm.

# XVI. PËRSE MUSLIMANËT JANË TË NDARË NË GRUPE/NË SHKOLLA TË NDRYSHME JURIDIKE?

**Pyetje:** *Meqë muslimanët pasojnë një Kuran, i cili është i njëjtë, atëherë përse brenda shoqërive të muslimanëve ekzistojnë një numër i madh sektesh dhe shkolla të ndryshme juridike?*

## *1. Muslimanët duhet të jenë të bashkuar*

Është e vërtetë se ndërmjet muslimanëve sot ekzistojnë ndasi. Tragjedia është se ndarje të tilla nuk janë fare të vërtetuara nga Islami. Feja islame beson në kultivimin e unitetit ndërmjet pasuesve dhe ndjekësve të Islamit. Kurani Famëlartë, thotë:

> *"Të gjithë mbahuni fort për litarin e Allahut (Kuranin) dhe mos u përçani!..."*[49]

Cili është litari i Allahut që po përmendet në këto vargje kuranore? Është Kurani Famëmadh. Kurani, është litari i Allahut, për të cilin duhet kapur së bashku mbarë muslimanët. Në këtë varg kuranor ekziston një theks i dyfishuar. Përveç urdhrit të Krijuesit 'kapuni që të gjithë ju për litarin e Allahut', gjithashtu na tërheq vërejtjen duke thënë: 'mos u përçani'. Allahu Fuqiplotë më tej vazhdon duke thënë:

> *"O besimtarë! Binduni ndaj Allahut, binduni ndaj të Dërguarit dhe atyre që drejtojnë punët tuaja. Nëse nuk pajtoheni në ndonjë gjë, drejtojuni Allahut dhe të Dërguarit, nëse e besoni*

[49] Ali Imran, 103.

*Allahun dhe Ditën e Kiametit. Kjo për ju është më e mira dhe shpjegimi më i bukur."*[50]

Të gjithë muslimanët duhet të punojnë bazuar në ajetet kuranore dhe hadithet autentike (të vërteta) dhe të mos përçahen në mes vete.

## *2. Është e ndaluar të formohen ndarje dhe sekte të ndryshme në islam*

Allahu i Madhërishëm në Kuran thotë:

*"Me të vërtetë, ti s'ke të bësh fare me ata që e përçajnë fenë e tyre dhe shndërrohen në sekte. Te Allahu është puna e tyre e pastaj Ai do t'u tregojë çfarë patën punuar."*[51]

Në këtë ajet kuranor, Allahu i Plotfuqishëm na drejtohet duke thënë se secili duhet ta largojë veten e tij nga shoqërimi i atyre që e përçajnë fenë e tyre dhe e ndajnë atë në grupe dhe sekte të ndryshme. Mirëpo kur dikush i shtron pyetjen muslimanit, "kush jeni ju?", përgjigja e rëndomtë do të jetë 'unë jam Sunni', apo 'unë jam Shi'a'. Disa të tjerë do të thonë se janë Hanefi, apo Shafi'i, ose Maliki apo Hanbeli. Disa e quajnë veten 'Deobandi', ndërsa të tjerë thonë 'unë jam Barelvi'.

## *3. Pejgamberi ynë ishte musliman*

Dikush mund t'i pyesë muslimanët e tillë se, "Kush ishte profeti ynë i dashur - *paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të*? A ishte ai Hanefi, Shafi'i, Hanbeli apo Maliki?" Jo! Ai ishte musliman, siç ishin muslimanë edhe mbarë profetët e tjerë të Allahut para ardhjes se Muhamedit alejhi selam.

---

[50] Nisa, 59.
[51] En'Am, 159.

Allahu xh.sh., në suren 3, ajeti 52 thotë se Isa alejhi selam ishte musliman. Ja vargu kuranor:

*"Kur Isai vuri re mosbesimin e tyre, tha: "Kush janë ndihmuesit e mi në rrugën e Allahut?" Nxënësit (e tij) u përgjigjën: "Ne jemi ndihmuesit e (fesë së) Allahut. Ne e besojmë Allahun e ti (Isa) dëshmo se ne (i) jemi nënshtruar (Atij)!"*[52]

Më pas, edhe në suren 3, ajeti 67, Allahu xh.sh., në Kuran thotë se Ibrahimi alejhi selam nuk ishte as çifut e as i krishterë, por ai ishte musliman:

*"Ibrahimi nuk ka qenë as çifut, as i krishterë, por ka qenë besimtar i vërtetë (monoteist) i përulur ndaj Allahut dhe nuk ka qenë politeist."*[53]

## 4. Kurani thotë që të quhemi muslimanë

a. Nëse dikush i parashtron muslimanit pyetjen se kush jeni ju, ai duhet të përgjigjet: "Unë jam musliman, e jo Hanefi apo Shafi'i. Në suren 41, ajeti 33 Allahu i Gjithmëshirshëm thotë:

   *"E kush flet më bukur se ai që i fton njerëzit drejt Allahut, bën vepra të mira dhe thotë: "Unë, me të vërtetë jam musliman."*[54]

   Me fjalë të tjera, Kurani po na drejtohet që ne të mos emërtohemi me emra të tjerë por me fjalët: "Unë jam musliman".

b. Muhamedi alejhi selam u dërgoi një letër mbretërve dhe perandorëve jomuslimanë të asaj kohe, ku i ftonte që të pranojnë Islamin. Në këto shkresa që kishin si qëllim

[52] Ali Imran, 52.
[53] Ali Imran, 67.
[54] Fussilet, 33.

thirrjen islame (da'vetin), Muhamedi alejhi selam kishte bashkëngjitur ajetin 64 të sures 3, ku Allahu xh.sh. thotë:

"*Thuaj: "O ithtarët e Librit, ejani të biem në një fjalë të përbashkët mes nesh dhe jush: se do të adhurojmë vetëm Allahun, se nuk do t'i shoqërojmë Atij asgjë (në adhurim) dhe se nuk do ta konsiderojmë si zot njëri-tjetrin, në vend të Allahut!" Nëse ata nuk pranojnë, atëherë thuaju: "Dëshmoni se ne i jemi nënshtruar Allahut!"*"[55]

## *5. Tregoni respekt ndaj të gjithë dijetarëve të mëdhenj muslimanë!*

Ne duhet që t'i respektojmë të gjithë dijetarët e mëdhenj të Islamit, përfshirë këtu edhe katër prijësit e mëdhenj të katër shkollave të njohura juridike - medh'hebeve.[56] Ata ishin: Imam Ebu Hanife, Imam Shafiu, Imam Hanbeli dhe Imam Maliku, Allahu qoftë i kënaqur me ta.

Ata qenë dijetarë të shkëlqyer dhe e lusim Allahun e Madhërishëm që t'i shpërblejë të gjithë ata për punët e tyre të vyeshme dhe hulumtimet islame.

Askush nuk mund të ketë vërejtje apo kundërshtime nëse dikush pajtohet me mendimet dhe pikëpamjet e Imam Ebu Hanifes apo Imam Shafiut, etj. Mirëpo kur të parashtrohet pyetja, se 'kush je ti?' e vetmja përgjigja duhet të jetë 'Unë jam musliman'. Disa argumentojnë duke cituar hadithin e Pejgamberit tonë të dashur, të transmetuar nga Suneni i Ebu Davudit, nr. 4579.

---

[55] Ali Imran, 64.

[56] *Medh'heb* është shumësi i Medháhib, d.m.th. janë shkolla juridike islame. Ekzistojnë katër medh'hebe sunite, të cilat janë të pranuara nga mbarë dijetarët muslimanë; ato janë shkolla hanefite, malikite, shafi'ite dhe hanbelite. Shkolla apo Medh'hebi më i shtrirë dhe më i njohur është ai i Ebu Hanifes. (shën. i përk.)

Në këtë hadith, nga Muhamedi alejhi selam transmetohet se ka thënë: *"Umeti im do të përçahet në 73 grupe"*. Ky hadith njofton se Muhamedi alejhi selam ka treguar se umeti i tij do të ndahet në 73 sekte. Ai nuk tha se muslimanët duhet të jenë aktivë në ndarjen e tyre në grupe. Gjithashtu edhe Kurani Famëlartë ka urdhëruar që të mos krijojmë grupe. Ata të cilët i ndjekin mësimet kuranore dhe hadithet e vërteta dhe të cilët nuk ngjallin grupe (sekte), janë njerëzit të cilët do jenë në rrugën e drejtë islame.

Sipas hadithit të Tirmidhiut, nr. 171, transmetohet se Pejgamberi Muhamed ka thënë: *"Umeti im do të ndahet në shtatëdhjetë e tri sekte, dhe që të gjitha ato do të jenë në zjarr, përveç një grupi. Sahabët e pyetën të dërguarin e Allahut, se cili grup do të jetë nga të shpëtuarit? Pejgamberi alejhi selam u përgjigj: "Është ai grup që unë dhe shokët (sahabët) e mi i përkasim."*

Kurani Famëlartë, në shumë vende të tij përmend: *"Respektojeni Allahun dhe të dërguarin e Tij"*. Muslimani i vërtetë duhet që çdoherë të bazohet dhe të pasojë vetëm mësimet kuranore dhe hadithet autentike. Ai mund të pajtohet me pikëpamjet e ndonjë dijetari, përderisa të tilla pikëpamje janë në pajtim dhe në përputhje me mësimet e Kuranit dhe hadithet e vërteta.

Mirëpo, nëse mendimet apo pikëpamjet bien ndesh me fjalët e Allahut të Lartmadhërishëm, apo me traditën (Sunetin) e Profetit të Tij, atëherë ato nuk kanë asnjë peshë, pa marrë parasysh ngritjen akademike dhe të arriturat e dijetarit. Vetëm sikur të gjithë muslimanët të lexonin Kuranin duke e kuptuar atë që lexojnë dhe të mbështeteshin në thëniet e vërteta (hadithet) profetike, me ndihmën e Allahut, shumica e këtyre divergjencave do të zgjidheshin dhe si rrjedhojë do të ishim bërë një Umet i Bashkuar Islam.

# XVII. TË GJITHA RELIGJIONET NA MËSOJNË TË JEMI TË DREJTË, ATËHERË PËRSE DUHET TË PASOHET VETËM FEJA ISLAME?

**Pyetje:** *Parimisht, të gjitha fetë dhe religjionet, pasuesit e tyre i mësojnë që të veprojnë vetëm vepra dhe punë të mira. Atëherë përse duhet që njeriu të ndjekë vetëm Islamin? A nuk ka mundësi që ai të ndjekë një nga fetë e tjera?*

## *1. Dallime madhore në mes të islamit dhe shumicës se religjionëve të tjera.*

Të gjitha religjionet parimisht mësojnë njerëzimin të veprojnë mirë dhe të ndalojnë nga e keqja. Por Islami shkon përtej kësaj ngase ai na udhëzon neve praktikisht si të arrijmë rrugën e duhur dhe të mënjanojmë veprimet e këqija nga jeta jonë individuale dhe kolektive. Islami ka parasysh natyrën njerëzore dhe komplikimet e shoqërisë njerëzore. Islami është udhëzim nga Vet Krijuesi ndaj Islami ndryshe quhet edhe Feja e Natyrshmërisë Njerëzore.

## *2. Shembull – Islami na urdhëron t'i shmangemi vjedhjes dhe na përshkruan metodat si ta eliminojmë vjedhjen*

### *a. Islami përshkruan metodat e eliminimit të vjedhjes*

Të gjitha religjionet na mësojnë se vjedhja është një akt i lig dhe i shëmtuar. Edhe Islami na mëson të njëjtën gjë.

Atëherë, ku qëndron dallimi në mes Islamit dhe religjioneve të tjera? Dallimi qëndron në faktin se Islami, përveç që na mëson se vjedhja është mëkat ai na tregon edhe mënyrat praktike për krijimin e një strukture shoqërore, në të cilën njerëzit nuk do të vidhnin

## *b. Islami përshkruan Zekatin*

Islami përshkruan sistemin e Zeqatit (bamirësia e obligueshme vjetore). Sheriati islam urdhëron që çdo person që ka pasuri që kalon *nisabin* d.t.th. më tepër se 85 gram ari, duhet të jap 2.5% nga ajo pasuri si ndihmë për çdo vit hënorë. Sikur secili njeri i pasur në botë të jepte Zeqatin sigurisht se varfëria do të zhdukej nga kjo botë. Asnjë njeri nuk do të vdiste urie.

## *c. Prerja e dorës si dënim për vjedhje*

Islami urdhëron prerjen e duarve për vjedhësin e dënuar. Kurani famëlartë në Suren Maide thotë :

> *"Vjedhësit dhe vjedhëses ua preni duart, si ndëshkim për atë që kanë bërë dhe si dënim nga ana e Allahut. Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë."*[57]

Jomuslimanët mund të thonë; "Prerja e dorës në këtë shekull tregon se Islami është një fe e prapambetur dhe e pamëshirshme!"

## *d. Rezultatet e arritura kur sheriati islam praktikohet*

Amerika supozohet të jetë vendi më i përparuar në botë. Fatkeqësisht ky është vendi më numrin më të lartë të krimeve, vjedhjeve dhe plaçkitjeve në botë. Le te supozojmë se sheriati islam praktikohet në Amerikë dhe secili i pasur jep Zeqatin (2.5% nga kursimet e ti si lëmosh vjetore) dhe

---

[57] Maide, 38.

çdo hajduti të dënuar i prehet dora si dënim për vjedhje. A thua vallë shkalla e vjedhjeve dhe plaçkitjeve në Amerikë do të mbetej e njëjtë, do të ulej apo do të rritej? Natyrisht do të ulej. Për më tepër ekzistimi i një ligji të tillë të rreptë do të dekurajonte shumë plaçkitës potencial për të kryer krime në shoqëri. Pajtohem se sasia e vjedhjeve sot në botë është jashtëzakonisht e madhe dhe nëse u prehen duart të gjithë hajdutëve do të behën qindra mijëra njerëz me duar të prera. Synimi është se në momentin kur fillon zbatimi i një ligji të tillë shkalla e vjedhjeve do të ulet në mënyrë drastike. Hajdutët potencial do të mendonin  shumë seriozisht para se të vendosnin të shkurtonin gjymtyrët e veta. Vetëm të menduarit rreth dënimit do të frikonte shumicën e hajdutëve. Mezi do të mbetej ndokush që do të interesohej të vjedh. Prandaj vetëm disa personave të pakët do të duhej tu priten duart ndërsa miliona të tjerë do të jetonin në paqe pa u frikësuar se do të vidheshin apo plaçkiteshin. Se këndejmi Sheriati islam është mjaft praktik dhe sjellë rezultate.

### *3. Shembull: Islami ndalon përdhunimin dhe ngacmimin e gruas. obligon mbulesën dhe urdhëron dënimin me vdekje për dhunuesin*

#### *a. Islami na mëson metodat se si duhet eliminuar ngacmimin dhe përdhunimin që ushtrohet mbi gruan*

Të gjitha religjionet e mëdha deklarojnë se ngacmimi dhe dhunimi i gruas është mëkat i madh. Islami na mëson të njëjtën gjë. Atëherë çfarë është dallimi në mes të Islamit dhe feve të tjera? Dallimi shtrihet në faktin se Islami nuk predikon vetëm respekt për gruan apo thjesht vetëm të urrej ngacmimin dhe dhunimin që ushtrohet mbi gruan si krim serioz, mirëpo kjo fe jep udhëzim të qartë se si mundet që shoqëria t'i eliminoj krimet e tilla.

## *b. Mbulesa për burra*

Njerëzit në shumicën e rasteve çështjen e 'hixhabit' e diskutojnë vetëm në kontekstin e gruas. Sido që të jetë, në Kuranin Famëlartë, Allahu i Madhërishëm, fillimisht ka përmendur mbulesën për mashkullin para përmendjes së mbulesës së gruas.

Allahu Fuqiplotë, në suren Nur, thotë:

*"Thuaju besimtarëve që të ulin shikimet e tyre (nga e ndaluara) dhe ta ruajnë nderin e tyre (nga marrëdhëniet e jashtëligjshme)! Kjo është më mirë për ta! Me të vërtetë, Allahu është i Dijshëm për atë që bëjnë ata."*[58]

Në momentin kur një burrë e shikon një grua dhe nëse ndonjë mendim i paturpshëm dhe i pacipë shkaktohet si shkak i shikimit, atëherë nga ai kërkohet që sa më parë ta ulë shikimin e tij.

## *c. Mbulesa për gra*

Lavdiploti, në vargun tjetër të sures Nur, thotë:

*"Thuaju besimtareve që të ulin shikimet e tyre (nga e ndaluara), ta ruajnë nderin e tyre (nga marrëdhëniet e jashtëligjshme) dhe të mos i shfaqin stolitë e tyre, përveç atyre që janë të dukshme. Le t'i mbulojnë kraharorët me mbulesat e tyre (të kokës) dhe të mos i shfaqin stolitë e tyre, përveçse bashkëshortëve të tyre ose baballarëve të tyre, ose vjehërrve të tyre, ose bijve të tyre, ose djemve të bashkëshortëve të tyre, ose vëllezërve apo djemve të vëllezërve të tyre, ose djemve të motrave a grave të tyre, ose atyre që i kanë nën zotërim (si skllave), ose shërbëtorëve që nuk kanë epsh ndaj femrave apo fëmijëve që nuk i dinë ngacmimet e femrave. Dhe të mos i rrahin këmbët (në tokë), në mënyrë që të mos duken stolitë e tyre të fshehta. Të gjithë ju, o*

[58] Nur, 30.

*besimtarë, kthehuni tek Allahu të penduar, që të arrini shpëtimin!"*[59]

Hapësira e mbulesës për gruan është që i tërë trupi i saj të jetë i mbuluar. Gjymtyrët e vetme që mund të shihen janë fytyra dhe duart deri në nyje. Nëse ato dëshirojnë, mund t'i mbulojnë edhe këto gjymtyrë të trupit. Megjithatë, disa dijetarë muslimanë këmbëngulin që edhe fytyra duhet mbuluar doemos.

Sikur çdo grua të ishte veshur me mbulesën islame; pra ta mbulonte trupin në tërësi, përveç fytyrës dhe duarve deri në nyje, pas kësaj, nëse një burrë e dhunon ndonjë vajzë, ai do të meritonte dënimin e rëndë, me fjalë të tjera do të ekzekutohej.

### d. Mbulesa të mbron nga ngacmimet

Arsyen se pse mbulesa është bërë obligim i domosdoshëm për gratë, më së miri e përshkruan Kurani në ajetet kuranore të sures el-Ahzab:

*"O Profet, thuaju grave dhe vajzave të tua, si dhe grave të besimtarëve, që të lëshojnë mbulesën e tyre (të kokës) përreth trupit. Kjo është mënyra më e përshtatshme që ato të njihen e të mos ngacmohen nga të tjerët. Me të vërtetë, Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë."*[60]

Kurani për mbulesën thotë se ajo është e detyrueshme për gruan, që ato të njihen si gra modeste dhe kjo gjithashtu do t'i mbrojë nga ngacmimet e meshkujve.

### e. Shembujt e dy motrave binjake

Të supozojmë dy motra, të cilat janë binjake dhe nga bukuria janë të barabarta. Nëse ju jeni duke ecur rrugës dhe

---

[59] Nur, 31.
[60] Ahzab, 59.

shihni se njëra prej tyre është e mbuluar me veshje islame, i tërë trupi i saj është i mbuluar, përveç fytyrës dhe shuplakave të duarve, kurse motra tjetër është veshur në stilin evropian të rrobave; me minifund ose pantallona të shkurtra. Atje në qoshe të rrugës pret një rrugaç ose bandit për të ngacmuar ndonjë vajzë. Cilën vajzë do të kishte ngacmuar ai? Vajzën e mbuluar me hixhab apo vajzën e veshur me minifund? Natyrisht që ai do të kishte ngacmuar vajzën e veshur me minifund. Të tilla veshje janë ftesë indirekte për gjininë e kundërt; ftesë për bezdisje e ngacmim. Ndaj dhe Kurani në mënyrë të drejtë thotë se mbulesa e mbron gruan nga çdo lloj ngacmimi.

### *f. Dënimi me vdekje ndaj Përdhunuesve*

Sipas jurisprudencës islame njeriu i dënuar për dhunim të ndonjë gruaje meriton dënim me vdekje. Shumë njerëz habiten nga ky ndëshkim. Disa shkojnë aq larg sa thonë se feja islame është e pamëshirshme, barbare dhe fe e prapambetur! Unë kam parashtruar një pyetje mjaft të thjeshtë për jomuslimanët. Të supozojmë, Zoti mos e bëftë, se dikush e dhunon gruan, nënën ose motrën tuaj. Ju jeni gjykatës dhe dhunuesi është sjellë pranë jush. Çfarë dënimi do t'i jepnit? Shumica do të përgjigjeshin se do ta ekzekutonin me vdekje. Disa shkuan edhe më larg duke thënë se do ta torturonin për vdekje. Pasi dëgjova këto përgjigje, atyre iu drejtova me këto fjalë: "Nëse dikush e dhunon gruan ose nënën tuaj, ju do ta ekzekutonit me vdekje, mirëpo, nëse po i njëjti krim kryhet ndaj gruas apo vajzës së dikujt tjetër, ju do të thoni se ekzekutimi me vdekje është prapambetje. Përse i dalloni këto krime kur në esencë ato janë krime të njëjta?"

### *g. SHBA-të renditen ndër vendet e para për sa i përket rasteve të përdhunimeve*

Shtetet e Bashkuara të Amerikës supozohet të jenë ndër shtetet më të përparuara dhe më të zhvilluara në botë. Një raport i FBI-së i vitit 1990, thotë se brenda atij viti janë raportuar 102555 raste përdhunimi. Më tutje raporti vazhdon: vetëm 16% e rasteve të përdhunimit janë raportuar. Kështu që për t'u njohur me numrin aktual të dhunimeve, të cilat ndodhën në vitin 1990, atëherë shifra e raportuar duhet të shumëfishohet në 6.25. Shifra totale e rasteve të dhunimit të vitit 1990 ishte 640968. Nëse numri i përgjithshëm pjesëtohet me 365, numri i ditëve për një vit, atëherë ne mesatarisht kemi 1,756 incidente dhe tentim dhunimi për çdo ditë. Më vonë, një raport tjetër thotë se në SHBA., mesatarisht brenda ditës regjistrohen 1900 raste përdhunimesh.

Sipas një studimi të kryer nga Anketimi i Kombëtar i Krimeve të Viktimizuar, Departamenti i Drejtësisë (*National Crime Victimization Survey Bureau of Justice Statistics*) SHBA, tregohet se vetëm në vitin 1996 ishin raportuar 307000, ku ishin raportuar vetëm 31% e rasteve aktuale. Si rrjedhojë shohim se 307000 X 3.226 = 990322 raste përdhunimi u kryen brenda vitit 1996. Nga kjo që përmendëm më lart shohim se shifra e rasteve të dhunimeve në Shtetet e Bashkuara të Amerikës brenda ditës është mesatarisht 2,713 raste.

Në Amerikë, në çdo 32 sekonda ndodh një akt dhunimi. Ka të ngjarë që përdhunuesit amerikanë janë bërë të guximshëm.

Raporti i FBI-së i vitit 1990 thotë se prej rasteve të përdhunimit që u shënuan në këtë vi, prej tyre vetëm 10% përdhunues u arrestuan. Kjo shifër e të arrestuarve kap shifrën e vetëm 1.6% të rasteve aktuale të përdhunimit.

Prej të arrestuarve 50% u liruan para procesit gjyqësor. Kjo na jep të kuptojmë se vetëm 0.8% e të përdhunuarve u përballen me procesin gjyqësor.

Me fjalë të tjera, nëse një individ kryen 125 përdhunime mundësia për të marrë ndëshkimin e merituar për aktin e kryer është vetëm një herë. Shumë prej njerëzve e marrin këtë si një lojë të mirë fati.

Megjithëse Ligji Amerikan thotë se përdhunimi kap dënimin me shtatë vjet burgim mirëpo sipas raportit të FBI-së del në pah se njerëzit të cilët u përballën me procesin gjyqësor 50% prej tyre pranuan një dënim me burgim më pak se një vit. Për përdhunuesin, i cili ka bërë kundërvajtje për herë të parë gjykatësi është më shpirtbutë. Imagjinoni një person, i cili ka kryer 125 dhunime dhe mundësitë e të qenit i fajësuar është vetëm një herë.

### *h. Rezultatet e arritura nëse Ligji (Sheriati) Islam do të futej në zbatim*

Të supozojmë sikur Sheriati Islam të ishte zbatuar në Amerikë. Sa herë që mashkulli të shikonte ndonjë grua, nëse ndonjë mendim i paturpshëm dhe i pacipë i vjen si rezultat i shikimit, atëherë ai do të ulte shikimin e tij.

Nëse çdo grua do të vishej me mbulesën islame; pra ta mbulonte trupin në tërësi, përveç fytyrës dhe duarve deri në nyje, pas kësaj nëse një burrë do të dhunonte ndonjë vajzë ai do të meritonte dënimin e rëndë me fjalë të tjera do të ekzekutohej. Tani, unë pyes: Në rrethana të tilla a do rritej numri i dhunimeve në Amerikë do të qëndronte shifra ashtu siç është tani apo do të zvogëlohej? Natyrisht që numri do të shënonte rënie. Sheriati islam e vërteton një gjë të tillë.

## *4. Islami ka zgjidhje praktike për problemet e njerëzimit*

Islami është sistemi më i mirë i jetës për faktin se mësimet e tij nuk janë retorikë dogmatike mirëpo zgjidhje praktike për problemet e mbarë njerëzimit. Islami është fe e cila arrin rezultate në të dyja nivelet; në nivelin individual dhe atë kolektiv. Islami është rruga më e mirë e jetës për shkak se ajo është fe universale, praktike dhe nuk është fe e cila mbyllet apo kufizohet me ndonjë grup apo nacionalitet.

# XVIII. KA NDRYSHIM TË MADH NDËRMJET ISLAMIT DHE ZBATIMIT AKTUAL TË TIJ NGA MUSLIMANËT

**Pyetje:** *Nëse Islami është feja më e mirë atëherë përse shumë muslimanë nuk janë të sinqertë, të besueshëm dhe janë të përfshirë në dukuri negative, si tradhti, mashtrime, ryshfet dhe kontrabandë me drogë, etj?*

## *1. Mediat e dëmtojnë rëndë Islamin*

a. Feja islame është feja më e mirë mirëpo mediat janë në duart e të huajve (perëndimorëve) të cilët ia kanë frikën Islamit. Mediat në mënyrë të vazhdueshme shtypin dhe transmetojnë informata që janë kundër Islamit. Ata ose sjellin keqinformime rreth Islamit e keq-citojnë atë, apo projektojnë emisione të cilat dalin krejtësisht nga tema.

b. Nëse shpërthen ndonjë eksploziv në ndonjë vend, njerëzit e parë që do të akuzohen pa pasur dëshmi janë muslimanët. Kjo shfaqet në titujt kryesorë të lajmeve. Më vonë, kur përgjegjësi të kapet dhe të vërtetohet se ishte jomusliman ky lajm veçohet si një lajm i parëndësishëm dhe jo me vlerë.

c. Nëse një musliman i moshës 50-vjeçare martohet me një vajzë 15 vjeçare, pas marrjes së lejes së saj, shohim se ky lajm publikohet në faqet e para të çdo gazete, mirëpo kur një jobesimtar (jomusliman) 50 vjeçar e dhunon një vajzë të moshës 6 vjeçe, kjo do të shfaqet në lajmet brenda faqeve të gazetës si 'Lajme

të shkurtra'. Çdo ditë, mesatarisht afro 2,713 raste dhunimi ndodhin në Amerikë, mirëpo këto raste nuk shfaqen në lajme, pasi raste të tilla janë bërë pjesë e jetës për amerikanët.

## *2. Në çdo shoqëri ka njerëz të këqinj*

Jam i vetëdijshëm se ekzistojnë disa muslimanë të pandershëm, të cilët janë të pabesueshëm, tradhtojnë, etj, mirëpo mediat janë ato të cilat e projektojnë se gjoja vetëm muslimanët janë të përfshirë në veprimtari të tilla. Prandaj, çdo rreth apo shoqëri ka dhe njerëzit e këqij. E di se ekzistojnë muslimanë, të cilët janë alkoolistë dhe janë në gjendje të konsumojnë shumicën e asaj që jomuslimanët e kanë nën tavolina.

## *3. Muslimanët kryesisht janë më të mirët*

Pavarësisht nga të gjithë njerëzit e ndyrë në shoqërinë islame, kur të flasim për muslimanët në tërësi, ata përbëjnë shoqërinë më të zgjedhur dhe më të mirë në botë. Ne jemi komuniteti anti-alkoolik më i madh në botë, d.m.th. ata të cilët nuk i konsumojnë pijet alkoolike. Ne muslimanët bashkërisht jemi një komunitet që jep maksimumin e ndihmave në botë. Nuk ka komunitet në botë që tregon se madje edhe një qiri të vetëm karshi muslimanëve, që ka të bëjë me respektimin e modestisë, seriozitetit, si dhe komunitetin që tregon interesim për vlerat etike dhe humane.

## *4. Mos e vlerëso veturën për shkak të shoferit të saj*

Nëse dëshironi të vlerësoni se sa i mirë është modeli më i ri i veturës "Mercedes" dhe personi që nuk di ta drejtojë atë, ulet në të dhe fillon ta ngasë, derisa ta shkatërrojë, kë do të fajësoni? Veturën apo shoferin? Natyrisht se fajtor është shoferi. Për të analizuar se sa e mirë është vetura, personi

nuk duhet të shikojë ngasësin e saj, por duhet të shikojë veçoritë dhe fuqinë që ka vetura; sa e shpejtë është, sa janë harxhimet mesatare të karburantit, sa janë masat e sigurisë, etj. Edhe nëse unë pajtohem se muslimanët janë të këqij, ne assesi dhe në asnjë mënyrë nuk mund ta gjykojmë Islamin bazuar në njerëzit apo pasuesit e tij. Nëse dëshironi ta gjykoni mirësinë e Islamit, atëherë gjykoni sipas burimeve të tij të vërteta; sipas librit të shenjtë Kuranit dhe haditheve të vërteta (sahih).

## *5. Gjykojeni islamin sipas pasuesit të tij më të mirë, muhamedit alejhi selam!*

Nëse ju praktikisht keni shprehur dëshirë të kontrolloni sesa e mirë është vetura, atëherë gjeni një shofer të kualifikuar dhe vendoseni pranë timonit dhe njësoj me këtë është edhe me Islamin nëse dëshironi që ta gjykoni këtë fe, atëherë pasuesi më i mirë dhe më shembullor përmes së cilit mund ta gjeni të vërtetën dhe se sa i mirë është Islami, është pasuesi i tij i fundit, i Dërguari i Allahut, Muhamedin alejhi selam. Përveç muslimanëve, ka edhe disa historianë jomuslimanë të sinqertë dhe të paanshëm të cilët kanë miratuar se Muhamedi alejhi selam ishte qenia më e mirë njerëzore. Sipas Michael H. Hart, i cili shkroi librin '*The Hundred Most Influential Men in History*' (Njëqind Njerëzit më me Ndikim në Histori), më i pari në listë, renditet më i dashuri i njerëzisë, profeti i Islamit, Muhamedi alejhi selam. Ka edhe shumë shembuj të tillë të jomuslimanëve të cilët dërgojnë falënderime për të Dërguarin tonë, siç janë Thomas Carlyle, La-Martine, etj.

# XIX. JOMUSLIMANËT TË ASHTUQUAJTUR PABESIMTARË (KAFIRA)

***Pyetje:*** *Përse muslimanët abuzojnë me jomuslimanët duke i konsideruar ata si pabesimtarë (kafira)?*

***Përgjigje:*** Kafir - pabesimtar - do të thotë kur dikush mohon apo kundërshton ligjet e allahut fuqiplotë.

Fjala 'Kafir', që në gjuhën shqipe ka kuptimin 'mohues', rrjedh nga fjala 'Kufer', që do të thotë fshehje, mohim apo refuzim.

Në terminologjinë islame, fjala Kafir do të thotë kur dikush e fsheh apo e mohon vërtetësinë e Islamit, si rrjedhojë, personi i cili mohon apo kundërshton Islamin në anglisht quhet 'non-Muslim' d.m.th. jomusliman, apo 'Kafir' pa besimtar, sinonime këto të ngjashme me njëra-tjetrën.

Për sa i përket abuzimit se kinse muslimanët i shajnë jomuslimanët, kjo bëhet si shkak i moskuptimit të drejtë të Islamit nga ana e pa besimtarëve, me fjalë të tjera ai/ajo e keqkupton Islamin. Ai ose ajo duhet të arrij deri të burimet e vërteta të kuptimit të drejtë të Islamit dhe terminologjisë, e jo që të ndihen të sharë apo të abuzuar, por duhet ta çmojnë lart Islamin dhe ta vlerësojnë atë në një perspektivë dhe të ardhme të drejtë.

# KUSH ËSHTË DR. ZAKIR NAIK?

Dr. Zakir Naik është doktor specialist i kualifikuar i mjekësisë. Ai është i njohur botërisht si orator dinamik mbi çështjet islame dhe Krahasimet Ndërfetare (*Comparative Religion*). Dr. Zakir Naik pikëpamjet islame i sqaron shumë bukur, ku njëherazi i mënjanon keqkuptimet rreth Islamit duke u bazuar në argumente kuranore, hadithe autentike, si dhe shkrime të tjera të shenjta, si bazë dhe argument kundër keqkuptimeve islame, duke i gërshetuar me shkaqet, arsyet dhe argumentet shkencore.

Dr. Zakir Naik tani është 43 vjeç. Ai është mjaft i njohur për analizat dhe shqyrtimet e tij kritike si dhe për përgjigjet e tij bindëse karshi pyetjeve sfiduese dhe kundërshtuese të parashtruara nga audienca, pyetje të cilat i parashtrohen pas mbarimit të fjalimeve dhe ligjërimeve publike të tij. Vetëm brenda gjashtë viteve të fundit (2002) Dr. Zakir Naik ka mbajtur më shumë se 1000 ligjërata publike në SHBA, Kanada, Angli, Arabinë Saudite, EBA (Emiratet e Bashkuara Arabe), Kuvajt, Katar, Bahrejn, Oman, Afrikën Jugore, Itali, Mauritani, Australi, Malajzi, Singapor, Hong Kong, Tailandë, Gajanë (shtet në Amerikën Jugore), Trinidad dhe në shumë shtete të tjera, duke shtuar edhe një numër të madh të ligjëratave publike të mbajtura në Indi. Dr. Zakiri me sukses ka realizuar takime të shumta me specialistë dhe ka zhvilluar shumë debate dhe simpoziume me personalitete mjaft të rëndësishëm të feve të tjera. Fjalimet e tij publike me Dr. Wlliam Campbell (USA), mbi temën "Kurani dhe Bibla në dritën e Shkencës" e mbajtur në qytetin e Çikagos, SHBA, më 1 Prill, të vitit 2000, ishte një sukses jashtëzakonisht i madh i tij. Shejh Ahmed Dedat, oratori me

renome botërore në lëmin e Islamit dhe Krahasimeve Ndërfetare (*Islam and Comparative Religion*), i cili në lidhje me Dr. Zakir Naik, në vitin 1994 thotë se ai është "Dedat e gjysmë" (Deedat plus). Në vitin 2000 Ahmed Dedat i dhuron Dr. Zakirit një pllakës si shenjë nderi dhe respekti për të arriturat e tij në fushën e Davetit dhe Studimeve të Krahasimeve Ndërfetare. Në këtë pllakës Shejh Ahmed Dedat kishte gdhendur këto fjalë: *"Kam kaluar 40 vjet për të arritur atë që ju e keni përmbushur për 4 vjet, falënderimi për këtë i takon Allahut Fuqiplotë."*

Dr. Zakir Naik shfaqet rregullisht në kanale televizive ndërkombëtare, ku deri më tani ka marrë pjesë në më shumë se 100 shtete të Botës. Më shumë se 100 ligjërata, debate, konferenca të tij janë përgatitur dhe janë në dispozicion, në VCD dhe DVD. Ai gjithashtu është autor i shumë librave rreth Islamit dhe Krahasimeve Ndërfetare (*Comparative Religion*).

Adresa e plotë e autorit:
*Dr. Zakir Abdul-Karim Naik*
*President, Islamic Research Foundation (IRF)*
*56/58 Tandel Street (North), Dongri, Mumbai - 400 009 (India)*
*Tel: (0091-22) 23736875 (8 lines), Fax: (0091-22) 23730689*